# DITURIA ISLAME

NUMËR 312 | VITI 30 | TETOR 2016 | MUHARREM 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## XHAMIA E KALASË SË PRIZRENIT

- Rruga e mesme e fesë dhe ruajtja nga ekstremizmi
- Alkooli dhe përdorimi i tij si materie "shëruese"



www.bislame.net

# Përgjigjja e Negusit drejtuar Muhamedit, Pejgamberit të Allahut

*Paqja qoftë mbi ju!*
*Nga As'hama Negusi*

*Drejtuar Muhamedit,*
*Pejgamberit të Allahut!*

Paqja qoftë mbi ju, o i Dërguar i Allahut! Bekimi dhe përkrahja e Allahut qoftë mbi ju! Allahu është Ai, përveç të Cilit askush tjetër nuk është i denjë për t'u adhuruar, më tregoi mua rrugën e Islamit dhe më udhëzoi.

O Pejgamber i Allahut! Kam pasur nderin ta shoh letrën tuaj të çmuar. Për çdo gjë që ju keni shkruar rreth Isait/Jezusit (a.s.), unë betohem për Allahun, Zotin e tokës dhe të qiejve, që Isa (a.s.) nuk është asgjë më tepër se kaq. Unë i kam kuptuar mirë të gjitha çështjet që ju m'i keni përcjellë. Kushëriri juaj dhe shokët e tij janë miqtë e mi më të afërt.

Unë dëshmoj hapur se ju jeni Pejgamber i vërtetë i Allahut. Unë jam betuar (bai'at) për besnikëri ndaj Allahut dhe Pejgamberit të Tij, në dorën e kushëririt tuaj, për hir të Allahut dhe jam bërë ithtar i Islamit. O Pejgamber i Allahut! Unë po dërgoj djalin tim Arha te ju. Nëse ju do të urdhëronit, unë do të paraqitesha vetë te ju. Paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi ju!



# PËRMBAJTJA


4 Editorial
5 Fjalimi i Myftiut Tërnava në samitin e Evro–Azisë
6 Urimi i zëvendëskryetarit të Kryesisë së BIRK –ut Reshat ef. Mexhiti me rastin e festës së Kurban Bajramit
7 Hytbeja e Kryeimamit të Kosovës, Sabri ef. Bajgora me rastin e Kurban Bajramit
9 Komentimi i kaptinës "El-Xhumua" (4)
13 Kush konsiderohet mysliman i kompletuar dhe muhaxhir i përjetshëm (1)
15 Rënia në ruku pa i ngritur duart
19 Disa konstatime në përkthimet e para të Kuranit në gjuhën shqipe (3)
21 Kontributi i qarkut fetar islam të Kosovës pas Luftës së Dytë Botërore
në shqipërimin e Kuranit (2)
23 Siguria shoqërore nga perspektiva e Sunetit
25 Rruga e mesme e fesë dhe ruajtja nga ekstremizmi
28 Alkooli dhe përdorimi i tij si materie "shëruese"
30 Kurani nga këndvështrimi i Karen Armstrongut (1)
32 Motivimi i nxënësve, një derë drejt suksesit
34 Arsimi në Kosovë, luftë për identitet (2)
37 Mbulesa e Qabesë/Kisva (2)
39 Tregimi për përmbytjen në "Epin e Gilgameshit" dhe librat fetarë (2)
41 Evropa dhe kontaktet e saj me shkencën arabe (2)
43 Në nderim të kujtimit të mësuesit të parë
44 Shuajb el-Arnauti
46 Një jetë e tërë në këshillim, thirrje për besim dhe dhurim të dijes
48 Haxhi 2016
62 Fjalëtërthore
63 Poezi kushtuar Riad Eminit


The Muslim500

THE WORLD'S 500 MOST INFLUENTIAL MUSLIMS

2017

## Myftiu Tërnava në mesin e 500 myslimanëve më me ndikim në botë për vitin 2017

Myftiu Tërnava, është vlerësuar një figurë kyçe në përpjekjet e popullsisë myslimane për të kapërcyer tmerret e luftës. Në këtë listë janë përfshirë figurat në bazë të ndikimit të tyre në bashkësitë myslimane, mënyrën në të cilën ndikimi i tyre u ka shërbyer komunitetit, si në botën islame ashtu edhe në prezantimin e Islamit jo-myslimanëve. Publikimi "500 myslimanët më me ndikim në botë në vitin 2017", në radhë të parë promovon "Top-Listën e 500 myslimanëve, ndikimi i të cilëve mund të ndihet në kontekstin ndërkombëtar". Në arsyetimin për zgjedhjen e Myftiut Tërnava, është thënë se ai paraqet një figurë kyçe në përpjekjet e popullsisë myslimane për të kapërcyer tmerret e luftës. Dhe është evidentuar fakti, se ai është një nga nismëtarët e Këshillit Ndërfetar të Kosovës. Myftiu Tërnava, së bashku me reisin e Bosnjës janë listuar në seksionin "Menaxhimi i çështjeve fetare". Ndërsa në listën te "Politikanët", është përfshirë edhe ish-presidentja e Kosovës, Atifete Jahjaga.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Xhamia e Kalasë së Prizrenit



E drejtë e përkujdesjes për xhamitë e Allahut është vetëm e atij që i ka besuar Allahut dhe ditës së mbramë, e që e falë namazin, jep zeqatin, e nuk i frikësohet askujt pos Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit.
(Et-Tevbe, 18)

*Qytetarët e Prizrenit kërkojnë rindërtimin e xhamisë së Kalasë. Ata kërkojnë që kalasë t'i kthehet pamja dhe madhështia, kurse xhamia të rindërtohet aty ku ka qenë. Kjo do ta pasuronte mozaikun e këtij qyteti të vjetër të Lidhjes Shqiptare me objekte fetare të tri feve.*

*Arsimimi socialist dhe i ateizuar, në periudhën e Jugosllavisë, formoi tek inteligjenca shqiptare ndjenjën se Islamin duhet ta ruajnë në intimitetin e tyre. Ndërkaq, për një shqiptar jofetar, Islami është vetëm një fenomen margjinal.*

*Në sistemin monist, ruajtja e trashëgimisë historike islame në rajonin tonë nuk shihej me sy të mirë dhe kishte konotacion negativ politik. Ne, myslimanët, që jetojmë në kontinentin evropian, ballafaqohemi me një numër dilemash dhe vështirësish në përpjekje për të ruajtur identitetin tonë fetar e kombëtar.*

*Çdo veprim i pamatur dhe me karakter tendencioz është i dëmshëm, prandaj nuk duam që të përsëritet përvoja dhe mendësia e monizmit. Në kohën e Jugosllavisë, komunistët joshqiptarë nuk i shkatërruan faltoret dhe kishat e tyre. Krejt ndryshe vepruan komunistët shqiptarë. Në Shqipëri ata u ngritën kundër fesë dhe deklaruan shtetin e parë ateist në botë. Te ne, komunistët shqiptarë qenë shumë të përkushtuar në luftën kundër fesë dhe kulturës së tyre islame.*

*Përderisa të tjerët i ruajtën në një farë mase faltoret e tyre, sepse i konsideronin pjesë të kulturës, të historisë dhe të identitetit të tyre, kjo nuk ndodhi edhe me klasën tonë politike e atë intelektuale të asaj kohe.*

*Kjo mendësi vazhdon te një pjesë e tyre edhe pas rënies së komunizmit dhe shkëputjes sonë nga një shtet jo i natyrshëm. Sa herë që kërkohet të ndërtohet ndonjë xhami, aty ku populli ka nevojë, për arsye të panjohura dalin disa individë brenda dhe jashtë institucioneve dhe nxjerrin pengesa të panevojshme. BIK-u dhe këshillat e bashkësive islame në Kosovë, kërkojnë të ndërtohen xhami aty ku ndihet nevoja. BIK-u nuk kërkon të ndërtohen xhami politike, sikurse po ndodh me ndërtimin e disa faltoreve të tjera.*

*Është e drejtë legjitime e Bashkësisë Islame që të kërkojë të rindërtohen xhami aty ku i ka prishur dhe i ka shkatërruar pushuesi serb, apo që i kanë shkatërruar komunistët në kohën e Jugosllavisë.*

*Disa komunistë në Shqipëri kishin marrë kazmat dhe kishin shkatërruar xhamitë. Kam takuar të tillë të cilët, pas rënies së diktaturës, ishin penduar dhe ndiheshin të turpëruar nga veprimi i tyre i pakuptimtë. Edhe në Kosovë kishte komunistë që i nxirrnin pengesa Bashkësisë Islame dhe e pengonin veprimtarinë fetare të saj.*

*Por, tani, pasi erdhi demokracia dhe formuam shtetin tonë, na duket e pakuptimtë kur shohim disa njerëz që hezitojnë herë pas here, apo edhe nxjerrin pengesa në ndërtimin e xhamive aty ku ka nevojë popullata, apo aty ku janë shkatërruar nga pushtuesi serb ose nga nomenklatura komuniste.*

*Njoh njerëz që vijnë në xhami, të cilët më herët kanë qenë pre e ideologjisë komuniste, që tashmë janë penduar dhe ndihen në vështirësi, për shkak të disa veprimeve që kishin bërë kundër fesë dhe besimtarëve.*

*Urojmë që të mos nxirren pengesa kundër kërkesës së Bashkësisë Islame për ndërtimin e xhamisë së Kalasë, që është dëshirë dhe kërkesë gjithë popullore e banorëve të Prizrenit dhe jo vetëm.*

*Xhamia do të ndërtohet, sot apo nesër! Prandaj kushdo që do ishte kundër ndërtimit të xhamisë nuk do t'i bënte nder as vetes dhe as institucionit ku punon. Një ditë do të ndihen në siklet, sikurse shumë ish-komunistë për veprimet e tyre.*

*Xhamia nuk është e huaj për ne, ajo është pjesë e kulturës sonë, pjesë e historisë, e së kaluarës, e së tashmes dhe e së ardhmes së popullit tonë, pjesë e identitetit dhe pasuri e trashëgimisë sonë fetare.*

*Le të zhvishemi nga ndjenja e inferioritetit. T'i kthehemi popullit, të flasim me gjuhën e tyre, të jetojmë me hallet e tyre, të bashkë ndiejmë gëzimin dhe hidhërimin me ta. Të jemi zëri i tyre. Le të jemi në anën e duhur të historisë. Përndryshe historia nuk do të na falë.*

*Edhe një herë: Qytetarët e Prizrenit kërkojnë rindërtimin e xhamisë së Kalasë.*

*Dr. Ajni Sinani*



# Fjalimi i Myftiut Tërnava në samitin e Evro–Azisë

*I nderuari President i Republikës së Turqisë, Rexhep Tayyip Erdogan!*

*I nderuari zv. Kryeministër, z. Kurtulmus!*

*I nderuari Kryetari i Diyanetit të Turqisë, prof. dr. Mehmet Gormez!*

*Të nderuar Myfti, Kryetarë të Bashkësive Islame nga vendet e Evroazisë, ju ulema të respektuar!*

Feja jonë e pastër është rregullator i jetës së besimtarit, pra është sistemi i vlerave, parimeve dhe detyrimeve tona karshi Krijuesit dhe krijesave të Tij.

Feja është sistemi i përgjigjeve dhe zgjidhjeve të çështjeve ekzistenciale, që fisnikërojnë dhe formojnë së pari individin pastaj familjen dhe shoqërinë mbarë në nivelet më të larta të moralit e qytetërimit.

Feja islame në trojet tona përgjatë historisë ka pasur një rol qendror dhe tejet të rëndësishëm në organizimin, zhvillimin dhe identitetin e popujve tanë në të gjitha fushat e jetës shoqërore dhe shtetërore dhe u karakterizua me frymën e solidaritetit e bashkëjetesës, ku paqja dhe dinjiteti i secilit ishte i mbrojtur dhe i garantuar me fuqinë e ligjit dhe rendit.

Më lejoni t'ju rikujtojë faktin, se gjatë periudhës osmane rolin kryesor si autoritet më i lartë fetar e gëzonte Shejh el Islami, i cili mbikëqyrte dhe menaxhonte komunitetin myslimanë dhe jo rrallë herë ndërhyri dhe nuk lejoi që feja të keqpërdoret, as për interesa të oborrit në dëm të parimeve të fesë sonë fisnike e të pastër.

Në kohën kur po jetojmë, feja në shumë vende ka marrë formë dhe ligjërim tjetër duke qenë shpesh në funksion të interesave politike për agjenda ideologjike e sektare, e duke krijuar struktura paralele dhe duke krijuar përçarje e hamendësim te besimtarët me keqinterpretimet e tyre dhe kështu krijojnë premisa për përplasje e dhunë në emër të fesë.

Ne edhe tani kur jemi mbledhur në këtë Konferencë, në botën islame e posaçërisht në Siri, Irak e Jemen, myslimanët luftojnë në baza sektare e ideologjike dhe feja jonë e pastër keqpërdoret si kurrë me parë pa kauzë e pa vizion.




Për fat të keq, vendet myslimane janë prekur nga grupacione, shoqata e fondacione që kanë politizuar fenë për qëllime të ulëta meskine dhe po sfidojnë institucionet përgjegjëse të fesë, të cilat kanë bartur amanetin e Resullahut a.s. për shekuj me radhë mbi supet e tyre.

Këto rryma me idetë e tyre sektariste dhe regresiste janë shndërruar në një faktor destabiliteti, duke prishur ekuilibrat shoqëror dhe me këtë po sfidojnë edhe traditën tonë pozitive të bashkëjetesës dhe tolerancës.

Ne jemi të obliguar si pari fetare, që besimtarët tanë t'i edukojmë dhe orientojmë drejtë, ashtu sikur na ka mësuar Allahu xh.sh. dhe sikur ka vepruar Pejgamberi jonë i dashur dhe ulemaja jonë.

Jam i bindur se Konferenca e sotme do të hap shtigje të reja për vetëdijesimin, në radhë të parë të institucioneve shtetërore për domosdoshmërinë e ruajtjes dhe mbrojtjes së institucioneve fetare nga strukturat paralele dhe rrymat dashakeqe, dhe të njëjtën kohë të mbrojnë besimtarët nga kurthet e keqinterpretuesve të fesë që tregtojnë me fenë.

Bota sot më shumë se kurrë më parë ka nevojë për islamin e vërtetë, frymën e tij paqedashëse, humane e solidarizuese.

*Ju faleminderit!*

*Naim ef. Tërnava, ISTANBUL*



# Urimi i zëvendësmyftiut të BI të Kosovës Reshat ef. Mexhiti me rastin e festës së Kurban Bajramit

*Në emër të Allahut, Mëshiruesit, Bamirësit*

*Falënderimi qoftë për Allahun krijuesin e gjithësisë. Salavatet dhe përshëndetjet ia dërgojmë më të dashurit tonë Muhamedit a.s. paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të, familjen dhe pasuesit e tij.*

*Të nderuar besimtarë!*

*Vëllezër dhe motra!*

*Të nderuar qytetar të Kosovës!*

Nesër, më 12 shtator 2016 i përputhshëm me 10 Dhul hixhe 1437 Hixhrij është dita madhështore e festës së Kurban-Bajramit, të cilin besimtari e stolisë me përkushtim, sakrificë e flijim vetëm për hir të Allahut xh.sh.

Me këtë rast, më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, organeve dhe institucioneve të saja, në emër të Myftiut Tërnava dhe në emrin tim t'ju drejtohem me këtë mesazh urimi duke lutur të madhin Zot për mbarësi e begati.

Festa e Kurban Bajramit na sjellë mënyrën më të mirë për mësimet hyjnore për barazi, drejtësi, unitet, solidaritet, bamirësi e sakrificë, parime këto që e bëjnë njerëzimin të reflektoj në të mirën dhe në atë që e do Krijuesi i gjithësisë.

*Besimtarë të nderuar!*

Kurban Bajrami vjen pasi besimtarët kryejnë Haxhin dhe therin kurbanin. Në Haxh besimtarët shprehin në mënyrën më të mirë barazinë e unitetin që kryhet në një atmosferë krejt të veçantë, me norma të veçanta, në kohë të caktuar dhe në vende të caktuara, ku dominon respekti e dashuria, ndërmjet të gjithëve, ku shfaqet përkushtimi ndaj Allahut xh.sh., dhe ku shprehet solidariteti mes njerëzve të vendeve e etnive të ndryshme. Sot, miliona haxhilerë e kalojnë ditën në Arafat, duke lutur Zotin dhe duke shprehur përkushtimin ndaj Tij, e në këtë vend të bekuar janë edhe haxhilerët nga trevat tona, për të cilët lutemi që Zoti t'ua pranoj Haxhin dhe ibadetet e tyre.

Festa e Kurban Bajramit, përveç që reflekton adhurimin e Krijuesit Fuqiplotë, në vete ka edhe simbolikën e flijimit që të ne vjen që nga koha e Ibrahimit a.s., e që për




mision ka vlerat e humanitetit, solidaritetit, bamirësisë, e mbi të gjitha arritjen e devotshmërisë, sepse edhe flijimi i kurbanit që e bëjmë me këtë rast, nuk ka për qëllim vetëm derdhjen e gjakut, por mbi të gjitha arritjen e devotshmërisë. Allahu i Gjithëmëshirshëm na udhëzon: "Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun..."

Në këtë ditë feste e gëzimi i ftoj të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë që të jenë më humanë e solidarë, më mëshirues e tolerantë, të ndihmojmë njëri-tjetrin, skamnorët, jetimët, të vetmuarit dhe të gjithë ata që kanë nevojë. Njerëzimi duhet të kultivojë vlera për një jetë më të mirë, për një shoqëri më të shëndosh, për një unitet dhe vëllazëri të mirëfilltë.

*Besimtarë të nderuar!*

Duke falënderuar Zotin për të mirat që na ka dhënë në vendin tonë, ju ftoj që sa më shumë ta kujtojmë Krijuesin dhe të jemi sa më solidarë ndaj njëri-tjetrit. Në prag të festës së Kurban Bajramit më lejoni që edhe një herë t'ju urojë të gjithëve shëndet, lumturi, begati, mbarësi, harmoni, dashuri dhe paqe për mbarë njerëzimin!

*Me fat Kurban Bajrami!*

# Hytbeja e Kryeimamit të Kosovës, Sabri ef. Bajgora me rastin e Kurban Bajramit



*Të nderuar besimtarë!*
*Vëllezër e motra!*

Madhështia, lartësimi dhe falënderimi qoftë vetëm për Allahun e gjithëmëshirshëm, Krijuesin e kësaj ekzistenence, kurse salavatet dhe përshëndetjet tona qofshin për krijesën më fisnike Muhamedin a.s., për familjen e tij, për shokët e tij dhe për të gjithë ata që ndjekin rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit, i cili me porositë e tij fisnike na ndriçoi rrugën e besimit.

Sot është një ditë e bekuar për të gjithë ne. Është dita festive e Kurban Bajramit, dita që bashkon zemrat e myslimanëve anembanë botës, për të përjetuar me shpirt e me ndjenja gëzimin dhe harenë, duke madhëruar e falënderuar Allahun e Gjithëpushtetshëm për begatitë e Tij ndaj nesh.

Çdo festë, përmban në vete mesazhe e porosi të thella, por festa e Kurban Bajramit është një festë shumë e veçantë, sepse mesazhet dhe porositë e saj përçohen jo vetëm nëpërmjet fjalëve, por edhe nëpërmjet zemrave e veprave të mira.

Në këtë ditë të shënuar, kur miliona haxhilerë janë në përfundim të Haxhit, njërin prej pesë kushteve të Islamit, ata tok së bashku, të veshur me një petk të bardhë që simbolizon thjeshtësinë dhe dëlirësinë shpirtërore, demonstrojnë para botës unitetin, barazinë, solidaritetin, devotshmërinë dhe madhështinë e këtij umeti.

Haxhi është një demonstrim i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit të përgjithshëm të myslimanëve pavarësisht racës, ngjyrës apo etnisë.

Allahu fuqiplotë në Kuranin fisnik thotë: “Vizita e Qabesë për hir të Allahut është detyrim për atë që ka mundësi”.

Po kështu edhe kurbani-sakrifica paraqet një prej vlerave më sublime e më fisnike, me të cilin ritual ne synojmë afrimin tek Krijuesi fuqiplotë. Në lidhje me këtë i Dërguari a.s., thotë: “Dita e Fitër Bajramit karakterizohet me namaz dhe Sadekatul fitr, kurse Dita e Kurban Bajramit me namaz dhe flijim”

Ne duke flijuar kurbanet tona për hir të Allahut,



njëkohësisht na bëhet e mundur të zgjasim dorën e ndihmës te shumë vëllezër e motra që kanë nevojë për ndihmën tonë.

Prerja e kurbanit nuk është thjesht vetëm derdhje e gjakut, por mbi të gjitha është përkushtim, bindje, sakrificë, moral dhe devotshmëri e besimtarit. Prandaj, vëllezër të nderuar, përmes prerjes së kurbanit dhe ndarjes së mishit të tij, do të kemi rastin t'u ndihmojmë edhe të afërmve edhe të varfërve, sepse kjo edhe më shumë do të na afrojë mes nesh dhe do të na shtojë dashurinë dhe respektin e ndërsjellë.

***Të nderuar vëllezër e motra!***

Sot, në këtë ditë festive të gëzimit e lumturisë shpirtërore, traditë e këtij populli bujar të Kosovës ka qenë që sofra e Bajramit të jetë simbol që bashkon dhe



ofron familjet mes vete, që shton respektin dhe nderin mes besimtarëve, andaj mos të lejojmë që sot në mesin tonë të kemi sofra të zbrazura, njerëz të uritur e fëmijë të përlotur.

I Dërguari i Allahut thotë: "Kush ia largon besimtarit një prej brengave të kësaj bote, Allahu do t'ia largojë atij një prej brengave të Ditës së Gjykimit. Kush e lehtëson atë që është në vështirësi, Allahu do t'ia lehtësojë atij në këtë botë dhe në tjetrën".

Fatkeqësisht, sot bota ende po vuan nga konfliktet e armatosura që po sjellin vdekje e padrejtësi, sjellin tmerr e dhunë, sjellin varfëri e dëbim të popullatës së pafajshme nga vatrat e tyre. Prandaj, të lutemi në këtë ditë që në botë të krijohen kushte e premisa për t'u shuar konfliktet, të lutemi që të mbizotërojë arsyeja për të parandaluar gjakderdhje të reja. Mbase, që të gjithë pajtohemi se njerëzimi sot ka nevojë për paqe e mirëkuptim e jo për dhunë e konflikte. Nuk duhet harruar se misioni ynë në këtë botë është jeta me dinjitet, e jo me konflikte e dhunë.

Njerëzimi sot ka nevojë për vlera fetare e shpirtërore, prandaj në këtë ditë të shënuar dhe nga ky vend i bekuar, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, që të bashkëveprojmë drejtë ndërtimit të një shoqërie pa dallime, për një solidaret e mirëkuptim, për tolerancë e mbështetje ndaj njëri-tjetrit.

Për t'i arritur këto parime ju rikujtoj të gjithëve që duhet angazhim për të kultivuar koherencën mes nesh duke mirëkuptuar të tjerët, duke tejkaluar egon dhe lakminë, dhe duke zbatuar mësimet e Zotit, këshillat e pejgamberëve, duke vënë në radhë të parë interesin e popullatës e të vendit tonë. Me këtë rast ju ftoj të gjithëve që për të mirën e shoqërisë dhe të vendit tonë, të kultivojmë unitetin veprues duke lënë anash mërit, inatet dhe interesat personale e grupore. Të bashkuar, në paqe e dashuri do ta ndërtojmë atdheun dhe një shoqëri të shëndoshë e të qëndrueshme.

Le të jetë kjo festë e Kurban Bajramit demonstrim i fuqisë së besimit tonë, i dashurisë dhe i tolerancës, si dhe forcim i zemrave tona drejt shkallëve të larta të devotshmërisë, për të na siguruar prosperitet në këtë botë dhe shpëtim në botën tjetër.

Në fund, vëllezër e motra besimtarë, më lejoni që nga ky vend i bekuar, të gjithë juve, kudo që gjendeni, brenda trojeve tona etnike shqiptare dhe në mërgatë, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Institucioneve të saja, t'ju uroj festën e Kurban Bajramit me dua e lutje tek Zoti i Gjithëmëshirshëm për mirëqenien tuaj dhe të familjeve tuaja. E lusim Allahun fuqiplotë që ta ruajë atdheun tonë dhe t'i bashkojë mendjet e prijësve tanë në një kauzë të përbashkët, për të çuar përpara amanetin e të gjithë atyre dëshmorëve që ranë për lirinë e atdheut.

*Me fat ju qoftë festa e Kurban Bajramit!*
***Prishtinë - 12.09.2016***

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Xhumua” – (4)



**Vlera e namazit të xhumasë dhe obligueshmëria e tij**

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا إِذَا نُودِيَ لِلصَّلَاةِ مِن يَوْمِ الْجُمُعَةِ فَاسْعَوْا إِلَىٰ ذِكْرِ اللَّـهِ وَذَرُوا الْبَيْعَ ذَٰلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٩﴾ فَإِذَا قُضِيَتِ الصَّلَاةُ فَانتَشِرُوا فِي الْأَرْضِ وَابْتَغُوا مِن فَضْلِ اللَّـهِ وَاذْكُرُوا اللَّـهَ كَثِيرًا لَّعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ ﴿١٠﴾ وَإِذَا رَأَوْا تِجَارَةً أَوْ لَهْوًا انفَضُّوا إِلَيْهَا وَتَرَكُوكَ قَائِمًا ۚ قُلْ مَا عِندَ اللَّـهِ خَيْرٌ مِّنَ اللَّـهْوِ وَمِنَ التِّجَارَةِ ۚ وَاللَّـهُ خَيْرُ الرَّازِقِينَ ﴿١١﴾

*“O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu (dëgjojeni hutben, faleni namazin), e lini shitblerjen, kjo është më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini. E, kur të kryhet namazi, atëherë shpërndajuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendni shpeshherë Allahun, ashtu që të gjeni shpëtim. Po, kur ata shohin ndonjë tregti, ose ndonjë aheng mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: Ajo që është te Allahu është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e Allahu është furnizuesi më i mirë!” – (El-Xhumua, 9-11)*

### Shkaku i zbritjes së ajetit 11

Ashtu siç e kemi cekur në fillim të sures, lidhur me zbritjen e ajetit 11, kemi shkak specifik të zbritjes. Transmetojnë Buhariu[1], Muslimi[2], Tirmidhiu[3], e shumë të tjerë nga Xhabiri r.a., të ketë thënë: “Përderisa i Dërguari i Allahut ishte duke mbajtur hytben e ditës së xhuma, ia behu një karvan (me ushqime) nga Shami. Shumica e njerëzve dolën nga xhamia, saqë nuk mbetëm me të (me të Dërguarin e Allahut) më tepër se 12 burra, prandaj Allahu xh.sh., zbriti këtë ajet: “Po, kur ata shohin ndonjë tregti, ose ndonjë aheng mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë..”.[4]

Disa nga mufesirët kanë përcjellë lajmin, se banorët e Medinës i kishte pllakosur uria, kurse çmimet e ushqimit ishin shtrenjtuar shumë. Ndërkohë, Dihjetul Kelbiu sapo kishte arritur me një karvan nga Shami. Me të arritur karvani në Medinë, disa njerëz u mëshuan tupanëve, duke paralajmëruar arritjen e karvanit, ndërkohë që i Dërguari i Allahut ishte duke mbajtur hytben e xhumasë. Njerëzit me të dëgjuar për arritjen e karvanit dolën nga xhamia, saqë në të nuk mbetën më shumë se 12 burra, prej tyre: Ebu Bekri dhe Omeri, prandaj Allahu xh.sh., zbriti ajetij e 11-të: “Po, kur ata shohin ndonjë tregti, ose ndonjë aheng mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë..”. Pas zbritjes së këtij ajeti, i Dërguari a.s., u kishte thënë (atyre që kishin qëndruar në xhami): “Pasha Atë, që shpirti i Muhamedit është ne Dorën e Tij, po t’i pasonit ata që dolën, dhe po të mos mbetej askush prej jush në xhami, kjo luginë do të derdhte zjarr mbi ju”[5]

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, Allahu i Lartmadhërishëm na njoftoi se çifutët dëshironin të ikin nga vdekja, për shkak se zemrat e tyre ishin të lidhura me dashurinë dhe lakminë pas pasurisë së kësaj bote, duke mos dashur të mendojnë e as të punojnë për Ahiretin, ndërkohë që tash me ajetet në vazhdim, i Gjithëmëshirshmi dëshiron t’i mësojë myslimanët me edukatën më të lartë, se si të sillen ata në raport me punën në këtë botë, i mëson gjithashtu edhe si të përgatiten për Ahiret.

Edukata hyjnore në ajetin e fundit të kësaj sureje, mëton t’i vetëdijesojë myslimanët se si të sillen kur imami është duke mbajtur hytben e xhumasë, ndërkohë që pas mbarimit të hytbes, besimtarët porositen që sërish të nxitojnë pas riskut dhe pasurisë të fituar në mënyrë të lejuar-hallall.

### Koment:

*9. O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu (dëgjojeni hutben, faleni namazin), e lini shitblerjen, kjo është më e dobishme për ju nëse jeni që e dini.*

Sipas shumicës dërmuese të dijetarëve, nëpërmjet këtij ajeti fisnik, është bërë farz falja e namazit të xhumasë, për secilin myslimanë të moshrritur, të gjinisë mashkullore, me kusht që të jetë i lirë, mendërisht i shëndoshë dhe të mos jetë në udhëtim.

Mënyra se si u drejtohet Allahu xh.sh. besimtarëve,



është një thirrje të cilën e përshkon ngrohtësia dhe afërsia hyjnore ndaj tyre. Në lidhje me këtë, dëshirojmë të përcjellim një thënie të Abdullah Ibën Mesudit i cili ka thënë: "... Nëse e dëgjon Allahun e Madhërishëm teksa thotë: 'O ju që keni besuar'!, atëherë përqendroje të dëgjuarit, sepse ajo është një mirësi në të cilën urdhëron, ose ndonjë e keqe nga e cila të ndalon".[6]

Thirrja për besimtarët myslimanë që të falin namazin e xhumasë, është thirrje të cilës ne duhet përgjigjur domosdoshmërish. Në ato momente kur dëgjohet ezani, ata që e kanë obligim këtë namaz, duhet ta lënë çdo shitblerje për t'iu përkushtuar përmendjes së Allahut. Falja e namazit është më e vlefshme sesa shitblerja për besimtarët, nëse ata meditojnë me vëmendje në vlerat që i ofron ky namaz drejt mëshirës hyjnore.

Në lidhje me emërtimin e kësaj dite, "El-Xhumua", kemi disa mendime: Sipas mendimit të parë, dita e xhumasë në kohën e injorancës njihej me emrin "El-Arube", dhe i pari që e ka quajtur kështu ka qenë Ka'b bin Luejji, sepse në atë ditë kurejshët ishin të mbledhur-tubuar në shtëpinë e tij.

Mendimi i dytë është se me këtë emër e kanë quajtur për herë të parë ensarët e Medinës. Ata i shihnin hebrenjtë tek mblidheshin ditën e shtunë për të bërë lutjet e tyre, prandaj thanë: hebrenjtë po mblidhen në një ditë të javës për t'i bërë lutjet e tyre, edhe të krishterët gjithashtu, prandaj përse të mos tubohemi edhe në një ditë që të mblidhemi e t'i lutemi Allahut. Dikush propozoi që kjo ditë të ishte dita "El-Arube", që i binte dita e premte dhe e cila njihej tek të gjithë arabët me këtë emërtim. U mblodhën në shtëpinë e Es'ad bin Zirares, ku i falën dy rekate namaz dhe pas namazit, këtë namaz e quajtën namazi i xhumasë (namazi i tubimit të tyre).

Ndërsa mendimi i fundit është më i përgjithësuar dhe konsiston në faktin se "Dita e xhuma"-"Dita e bashkimit-tubimit" është quajtur kështu për shkak se i bashkon myslimanët në një namaz dhe në një vend të përbashkët, meqë është namaz obligativ, i cili duhet të falet ekskluzivisht vetëm në xhami, e jo edhe në shtëpi, në dallim nga namazet e tjera. Ibën Kethiri në lidhje me këtë emërtim thotë: "Është quajtur kjo ditë "E-Xhumua", sepse rrjedh prej fjalës "El-Xhem'u"- që do të thotë bashkim, meqë umeti islam, tubohen dhe bashkohen këtë ditë në çdo javë..".[7]

Kurse, sa i përket faljes së xhumasë së parë, dikush mendon se namazi i Ibën Zirares, nga ajo që theksuam më herët, ishte xhumaja e parë jozyrtare në Islam, ndërkohë që për herë të parë namazin e xhumasë me ensarët e Medinës zyrtarisht, me urdhër të Resulullahit a.s., e ka falur Mus'ab bin Umejri. Nga kjo mund të konkludojmë, se namazi i Ibn Zirares, ishte pa urdhër të tij, por ata e falën atë vullnetarisht.

Ndërsa xhumaja e parë e falur nga i Dërguari i Allahut a.s., ka qenë katër ditë pas arritjes së Resulullahit a.s. në Medine. Ai kishte qëlluar në vendbanimin e fisit Beni Salim bin Avfit, dhe e fali namazin e parë të xhumasë në një luginë të tyre. Aty e mbajti hytben e parë, duke i porositur myslimanët me këshilla të dobishme, të cilat do t'i fuqizonin ata, që në një të ardhme të afërt, të përhapnin Fjalën e Allahut në të katër anët e botës.

### Vlera e ditës së xhuma

Meqë kjo kaptinë është emërtuar me emrin "El-Xhumua", bazuar pikërisht në këtë ajet, atëherë mendoj se është e udhës që në pika të shkurtra të flasim për vlerën e ditës së xhuma dhe të këtij namazi, bazuar në hadithet e bekuara të Resulullahit a.s. Gjithashtu do të përmendim edhe disa nga gjërat që janë të pëlqyeshme të veprohen në këtë ditë.

Këtë ditë të bekuar, Allahu i Madhërishëm e veçoi për myslimanët, që të tubohen në një namaz të përbashkët për të marrë këshillat e nevojshme nga imami apo prijësi i besimtarëve në atë vend. Është dita më e vlefshme e javës, për çka dëshmon edhe ky hadith i Resulullahit a.s.:

- Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a., të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: "Dita më e mirë në të cilën lind dielli, është dita e xhuma. Në këtë ditë është krijuar Ademi, në këtë ditë është futur në Xhenet dhe në këtë ditë është nxjerrë prej tij. Nuk do të bëhet

Kiameti, përveçse në ditën e xhuma".[8]

- Transmetohet Ebi Lubabe ibnul Mundhir të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: "Dita e xhuma është zotëria i të gjitha ditëve dhe më madhështorja tek Allahu. Është më madhështore edhe se sa ditët e Sakrificës (Kurban Bajramit) dhe të Fitrit (Fitër Bajramit). Kjo ditë veçohet me pesë gjëra: Në të Allahu e ka krijuar Ademin, në këtë ditë e ka zbritur në tokë dhe në këtë ditë Allahu e ka vdekur Ademin. Në të është një çast, që nuk ndodh që robi ta lus Allahun e Ai të mos i përgjigjet, me kusht që lutja te mos jetë nga të ndaluarat (haramet) dhe në këtë ditë do të ndodhë Kiameti. Nuk ka engjëll të afërt, as qiell e tokë, as erë (frymë), as kodër e as det, që nuk ia kanë frikën ditës së xhuma. (për shkak se Kiameti do të ndodhë në ditën e xhuma, - sqarim yni S.B.)"[9]

Në lidhje me përzgjedhjen e kësaj dite të xhuma, Ebu Hurejra dhe Hudhejfja, përcjellin se i Dërguari i Allahut a.s., ka thënë: "Allahu i shmangu nga gjetja e xhumasë ata që ishin para nesh, prandaj hebrenjtë zgjodhën të shtunën, ndërsa të krishterët të dielën. Allahu na solli neve (na zgjodhi si umet) dhe na orientoi (udhëzoi) në gjetjen e ditës së xhuma, duke e radhitur atë para së shtunës dhe të dielës. Në të njëjtën mënyrë ata do të jenë pas nesh në Ditën e Gjykimit, pra, ne ishim (umeti) të fundit në dynja, por të parët nga krijesat që do të llogaritmi në Ditën e Gjykimit".[10]

- Transmeton Ebu Hurejra se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Kush pastrohet ditën e xhuma, si forma e pastrimit të obliguar, pastaj shkon (në xhami për ta falur xhumanë) i llogaritet shpërblimi si ai që ofron (sadaka) një deve (të majme), e ai që shkon në kohën e dytë atij i llogaritet shpërblimi si ai që ofron (sadaka) një lopë. Ai që shkon në kohën e tretë, i llogaritet shpërblimi si ai që ofron (sadaka) një dash me brinjë. Ai që shkon në kohën e katërt i llogaritet shpërblimi si ai që ofron (sadaka) një pulë. Ai që shkon në kohën e pestë i llogaritet shpërblimi si ai që ofron (sadaka) një ve, e kur imami del para xhematit (të filloi hutben) melaqet (të cilët ishin duke shkruar sevapet) tani prezantojnë ta dëgjojnë atë".[11]

Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a., të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: "Pesë kohët e namazit (prej njërit deri te tjetri); xhumaja deri në xhumanë tjetër, janë pastrues të mëkateve në mes tyre, nëse ruheni prej mëkateve të mëdha"[12]

- Transmetohet nga Abdullah ibën Amri r.a., të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: Nuk ka mysliman që vdes në ditën e xhumasë apo natën e xhumasë, që Allahu të mos e ruajë (mbrojë) nga fitneja e ndëshkimit në varr".[13]

Në këtë ditë është e pëlqyeshme që të bëjmë sa më shumë istigfar kërkim-falje dhe të shpeshtojmë salavatin mbi Pejgamberin tonë a.s., sepse ai ka thënë: "Shpeshtoni salavtet mbi mua, sepse salavate tuaja më paraqiten mua".[14] Në këtë ditë është mirë të lexohet kaptina "El-Kehf", sepse kjo është porosi e të Dërguarit të Allahut, meqë leximi i ajeteve të kësaj kaptine na mbron nga fitneja e Dexhalit.

Hadithet lidhur me vlerën e kësaj ditë dhe të namazit të xhuma janë të shumta, por ne u mjaftuam vetëm me këto.

*10. E, kur të kryhet namazi, atëherë shpërndajuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendni shpeshherë Allahun, ashtu që të gjeni shpëtim.*

Pasi të ketë përfunduar namazi i xhumasë, atëherë myslimanët janë të lirë të fillojnë sërish së kërkuari riskun që ua ka caktuar Allahu xh.sh., sepse jeta e njeriut është përpjekje e vazhdueshme për të ecur në rrugëtimin jetësor deri në momentin që na vjen vdekja. Shpërndarja e njerëzve pas faljes së namazit, nuk nënkupton edhe lënien anash përmendjen e Allahut. Përkundrazi, ne duhet të jemi të vetëdijshëm për obligimet e tjera siç janë namazet që pasojnë të asaj dite dhe të tjera obligime familjare etj. Transmetohet se kur Irak ibën Maliku r.a., e përfundonte namazin e xhumasë, ndalej në derën e xhamisë dhe thoshte: "O Zoti im. Unë iu përgjigja thirrjes Sate, e fala namazin me të cilin më ke obliguar, dhe sërish iu ktheva kërkimit të riskut siç më ke urdhëruar, prandaj më furnizo me begatitë Tua, sepse Ti je Furnizuesi më i mirë".[15]

*11. Po, kur ata shohin ndonjë tregti, ose ndonjë aheng mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: Ajo që është te Allahu është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e Allahu është furnizuesi më i mirë!"*

Në fillim të komentimit të këtij grupi ajetesh, kemi folur gjerësisht për shkakun e zbritjes së këtij ajeti, nga i cili kuptuam se gjatë një hytbeje të xhumasë nga ana e Resulullahit a.s., kishte rastisur që në Medinë të arrinte karvani me ushqime nga Shami, të cilit po i printe Dihjetul Kelbiu, atëbotë ende i krishterë. Me të hyrë karvani në Medinë, të cilën atëbotë e kishte pllakosur uria, buçitën dajret dhe tupanët, në shenjë gëzimi. Me të dëgjuar për ardhjen e karvanit, shumica e njerëzve që ishin në xhami, e lëshuan atë duke dalë për ta pritur karvanin dhe për të blerë ushqim. Nga transmetimet që na janë përcjellë, në xhami mbetën vetëm 12 persona, të cilët mbetën për të dëgjuar këshillat e ngrohta të Dërguarit a.s., pa u preokupuar me karvanin. Zemrat e tyre, në krye me Ebu Bekrin, Omerin dhe sahabët e mëdhenj, ishin mbushur me dashurinë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Në zemrat e tyre nuk kishte

vend për dashurinë e kësaj dynjaje. Të këtillë duhet të përpiqen të jenë të gjithë besimtarët myslimanë. Ne duhet të përgatitemi e të punojmë për Ahiret natyrisht duke mos harruar edhe pjesën tonë në këtë dynja.

Është transmetuar nga Enes bin Maliku r.a. të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: "Kush e ka preokupim kryesor jetën e pastajme (Ahiretin), Allahu do t'ia vendosë pasurinë në zemër, do t'ia bashkojë punët dhe do t'i vijë dynjaja duke qenë e përulur. E, kush e ka preokupim kryesor jetën e kësaj bote, Allahu do t'ia vendosë varfërinë mes dy syve, do t'ia shpërndajë punët gjithandej dhe nuk do t'i vijë nga dynjaja veçse aq sa i është caktuar".[16]

Pasi që shumë prej myslimanëve e lëshuan xhaminë, duke e lënë në këmbë Pejgamberin a.s., Allahu xh.sh. i qorton dhe ua tërheq vërejtjen të gjithëve me fjalët se "Ajo që është tek Allahu është shumë më e mira se dëfrimi dhe tregtia, e Allahu është furnizuesi më i mirë!", andaj keni kujdes, mos e humbisni shpërblimin e përjetshëm të Ahiretit, për ndonjë të mirë të përkohshme të kësaj bote. Allahu xh.sh., thotë: "Ajo që e keni pranë vetes është e përkohshme, e ajo që është tek Allahu është e përjetshme. E Ne do t'ua japim atyre që ishin të durueshëm shpërblimin më të mirë të asaj që vepruan. Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre". – (En-Nahl, 96-97)

**Porosia e ajeteve: (9-11)**

- Dita e xhuma është dita më e vlefshme e javës.
- Namazi i xhumasë është farz-obligim i domosdoshëm (farzi ajn) për çdo mysliman të moshërritur, të aftë mendërisht, të lirë, dhe që gëzon shëndet të plotë, ndërkohë që obligimi i faljes së këtij namazi bie për femrën, robin, të sëmurin mendërisht të sëmurin e sfilitur nga sëmundja dhe për udhëtarin. I Dërguari i Allahut në lidhje me këtë thotë: "Ai i cili beson Allahun dhe Ditën e Fundit, e ka obligim faljen e namazit të xhumasë në ditën e xhuma, përveç të sëmurit, udhëtarit, femrës, fëmijës ose robit (skllavit)".[17]
- Sipas fjalëve të Pejgamberit a.s., ai që pa ndonjë arsye madhore nuk i fal tri xhuma rresht, të tillit Allahu xh.sh. ia vulos zemrën.
- Ky namaz falet ekskluzivisht me xhemat në xhami, apo në një vend të cilin e caktojnë myslimanët për vendfalje. Koha e faljes së tij në ditën e premte është në kohën e drekës, të cilën e falim ditëve të tjera.
- Është e preferuar që para shkuarjes në faljen e namazit të xhumasë, të pastrohemi tërësisht, të parfumohemi me aroma të mira, të vishemi me rrobat më të mira dhe të shkojmë më herët në xhami, që të fitojmë sevapet e qëndrimit dhe të dëgjimit të këshillave nga ana e imamit apo prijësit.
- Në këtë ditë duhet të shpeshtojmë salavatet ndaj Pejgamberit a.s.
- Ai që shkon në xhami për të falur namazin e xhumasë, nuk duhet të kapërcejë safat-rreshtat e njerëzve, por duhet të ulet e të dëgjojë këshillën e imamit. Dëgjimi i hytbes është vaxhib. Falësi, nuk është mirë që të flasë me dikë, përderisa imami është duke ligjëruar, sepse kjo konsiderohet sjellje e pahijshme. Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se: I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Nëse i thua atij që ke pranë (shokut) "Hesht!" ditën e xhuma, në kohën kur imami mban hutben, veçse ke gabuar".[18]
- Sipas Imam Ebu Hanifes dhe Imam Muhamedit, për të qenë xhumaja e pranuar sipas dispozitave fetare, duhet të jenë së paku tre burra përveç imamit
- Gjatë namazit të xhumasë, është e ndaluar shitblerja për ata që e kanë farz këtë namaz, sepse për gratë apo fëmijët, nuk ka ndalesë të tillë.
- Ecja për namazin e xhumasë duhet të jetë e qetë, pa nxitim, duke e ndjerë vetën krenar se po zbaton një urdhër të Zotit fuqiplotë.
- Pas përfundimit të namazit të xhumasë, lejohet shitblerja dhe kërkimi i riskut që na e ka caktuar i Gjithëpushtetshmi.
- Përmendja e Allahut, duhet të vazhdojë edhe pas namazit të xhumasë, sepse ne vazhdimisht duhet ta mbajmë lidhjen me Të, duke e falënderuar për begatitë e Tij të panumërta ndaj nesh.
- Asgjë nuk duhet të na preokupojë përderisa jemi në namazin e xhumasë, as tregtia e as shitblerja.
- Mirësitë e kësaj botë janë të përkohshme, kurse ato të Ahiretit të përhershme. (*Fund*)

(1) Fet'hul Bari (8/643); (2) Sahihu Muslim (2/590). (3) El-Xhamiu-s-Sahih (5/414). (4) El-Vahidij en-Nisaburi, Esbabu-n-Nuzuli, Demmam, 1992, f.428; Isam Abdu-l Muhsin el Humejdan, Es-Sahihu min Esbabi-n-Nuzuli, Bejrut, 1999; f. 317. (5) El-Vahidij en-Nisaburi, Esbabu-n-Nuzuli, f.429. (6) Ebu Neim Ahmed bin Abdullah el-Asbehani, Huljetu-l Evlija'ë e tabekatu-l Asfija'ë, Kajro 1996, vëll. I, f. 130. (7) Tefsiri i Ibën Kethirit, Bejrut 2011, vëll. VI, f. 195 (Redaktuar nga Abdurrezzak el Mehdi). (8) Buhariu (nr. 856 dhe 876); Muslimi (2/585). Shih edhe: Ibën Adil ed-Dimeshkijj, El-Lubab fi ulumi-l Kitab, Bejrut, 1998, vëll. XIX, f. 68. (9) Ibn Maxhe nr. (1084). Albani e konsideron si hadith 'hasen" në Sahihu-l Xhamiu" nr. (2279). (10) Sahihu Muslim, vëll. II, f. 586, nr. (856). (11) Buhariu, nr. (841). (12) Muslimi nr. (233). (13) Tirmidhiu (1074). (14) Ebu Davudi, Ibën Maxhe, Nesaiu dhe të tjerë. (15) E transmeton Ibën Ebi Hatimi. Shih Tefsirin e Ibën Kethirit (4/367). (16) Tirmidhiu, 4/642, hadithi nr. (2465). (17) Et-Tefsiru-l Munir, vëll XXVIII, f. 580. (18) Muttefekun alejhi.

Prof.ass.dr. Musa Vila

# Kush konsiderohet mysliman i kompletuar dhe muhaxhir i përjetshëm (1)



عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا
عَنْ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ الْمُسْلِمُ مَنْ سَلِمَ الْمُسْلِمُونَ مِنْ لِسَانِهِ وَيَدِهِ وَالْمُهَاجِرُ مَنْ هَجَرَ مَا نَهَى اللَّهُ عَنْهُ. وَ زَادَ التِّرْمِيذِيُّ وَ النَّسَائِيُّ: وَالْمُؤْمِنُ مَنْ أَمِنَهُ النَّاسُ عَلَى دِمَائِهِمْ وَأَمْوَالِهِمْ. وَ زَادَ الْبَيْهَقِيُّ: وَالْمُجَاهِدُ مَنْ جَاهَدَ نَفْسَهُ فِي طَاعَةِ اللَّهِ.

*Abdullah bin Amri r.a. tregon se Resulullahu a.s. ka thënë: "Mysliman i kompletuar është ai, nga gjuha dhe dora e të cilit janë të sigurt myslimanët. Edhe muhaxhir i vërtetë është ai që largohet nga gjërat që Allahu i ka ndaluar."[1] Tirmidhiu dhe Nesaiu kanë shtuar: "Besimtar ideal është ai, nga i cili njerëzit i kanë të sigurt gjakun dhe pasurinë e tyre."[2] Bejhekiu ka shtuar: "Dhe luftëtar i sinqertë është ai, i cili lufton me veten e tij në nënshtrim ndaj Allahut."[3]*

### Njohuri për transmetuesin

Abdullah bin Amër bin el-Asë el-Kurejshij është sahab, djalë sahabiu, pra edhe ky edhe prindi i tij ishin sahabë të Resulullahut a.s., por Islamin e kishte pranuar para babait të tij. Konsiderohet prej sahabëve të hershëm dhe prej atyre që ka transmetime të shumta, pasi ka transmetuar nga Resulullahu a.s., 700 hadithe. Pozitën e tij të lartë në çështjet e dijes e konfirmon edhe ky rast: "Aishja r.a. i kishte thënë Abdullah bin Zubejrit: "O biri i vëllait tim, kam dëgjuar se Abdullah bin Amri do të vijë në haxh me ne. Takoje dhe pyete se ai ka dëgjuar shumë dituri (hadithe) nga Pejgamberi a.s..." .[4]

Ai dinte shkrim dhe lexim dhe ishte i njohur për shkrime. Ishte i dalluar edhe në adhurime. Ishte komandant i ushtrisë në betejën e Jermukut. Vdiq në Taif në vitin 63 h.[5]

### Fjalët në hadith

Fjala el-muslimu e ka prejardhjen nga rrënjët e fjalës es-silmu, që nënkupton i nënshtruar, i dorëzuar dhe paqeruajtës. Pra, esenca është paqe, që nënkupton se myslimani në të gjitha çështjet, normat dhe aktet angazhohet dhe lëviz në vijën e paqes, sigurisë dhe mirësisë. Në aspektin sintaksor kjo fjalë është shprehur me trajtën e shquar me el, apo me lami t-tarif, duke filluar me elif dhe lam el-muslim. Në gjuhën arabe trajta e shquar i jep emrit të përgjithshëm vlerën e emrit të përveçëm. Kjo trajtë e veçon emrin e përgjithshëm nga emrat e tjerë të të njëjtit lloj. Një dukuri e tillë në gjuhën shqipe është e posaçme vetëm për emrat e përveçëm, të cilët si të shquar si të pashquar janë njëlloj, ndërsa emrat e përgjithshëm si të shquar si të pashquar mbeten të padallueshëm.

Me fjalën el-muslimunë, ka për qëllim individin dhe shumicën e myslimanëve, kjo shprehje përfaqëson anën e përgjithshme – mahrexhul galibi dhe nuk kushtëzohet vetëm për gjininë mashkullore, por në të përfshihet edhe gjinia femërore el-muslimatu, ashtu siç ndodh edhe në tekste të tjera të hadithit dhe Kuranit. Në këtë pjesë të hadithit përfshihen edhe edh-dhimijun, me ata që kemi marrëveshje brenda shtetit islam, edhe pse prioritet ndalese nga e keqja kanë myslimanët.

Fjala el-muhaxhiru (mërgimtar) e ka prejardhjen nga rrënjët e fjalës hexhrun, që d.m.th. braktisje, largim, shkëputje. Ky emër el-hixhretu e ka antonimin e tij, që është el-vaslu që d.m.th. lidhje. Përkufizimi i tij është: Mërgimtar është ai që ka braktisur familjen dhe atdheun e tij.

### Shkaku i thënies së hadithit

Një numër i konsiderueshëm hadithesh kanë edhe rrethanat dhe shkaqet e thënies së tyre. Pasi emigrimi apo hixhreti kishte marrë fund, njëkohësisht edhe vlera dhe shpërblimi i tij ishte ndërprerë, atëherë shumë prej myslimanëve ishin të preokupuar se u kishte ikur një shpërblim i madh. Atëherë Pejgamberi a.s., për t'ua zbutur zemrat dhe për t'ua freskuar shpirtrat u bëri me dije se emigrant i vërtetë është ai që ka braktisur mëkatet e mëdha, dhe është tërhequr nga ndalesat e Allahut, e me këtë emigrimi i tij mbetet i përjetshëm sa të ekzistojë jeta. Në këtë kontekst ditën e çlirimit të Mekës, Resulullahu a.s., u tha: "Nuk ka emigrim pas



çlirimit (të Mekës), por ka xhihad dhe nijet. E kur të kërkohet mobilizim (për luftë), mobilizohuni".[6]

Thuhet se Pejgamberi a.s., u ishte drejtuar me këto fjalë muhaxhirëve të Mekës, në mënyrë që ata të mos veprojnë gjithçka duke u mbështetur në veprën e madhe të emigrimit nga Meka në Medinë. Këtë mbështetje e kishte refuzuar Pejgamberi a.s., dhe ua bëri me dije se emigrimi madhor mbetet largimi dhe braktisja e mëkateve, largimi nga pretendimet e pasionit dhe të djallit.

### Kuptimi dhe ilustrimi i hadithit

Jo pak njerëz mendojnë se Islami është fjalë e shqiptuar me gjuhë apo se njeriut i mjafton të quhet mysliman nëse deklaron dy dëshmitë – shehadetin, nëse hyn dhe del nga xhamia, nëse bën propagandë duke i ftuar njerëzit në fe dhe duke i larguar nga dukuritë negative, edhe nëse ai në anën tjetër u bën dëm njerëzve me gjuhën e tij, ofendon, shan, përgojon, gënjen, mashtron, tradhton, ka urrejtje dhe xhelozi, përgatit intriga, kurthe, pusi e me dorën e tij vret, plagos, vjedh, rrëmben, shkatërron dhe keqtrajton. Ky person vazhdon ta quajë veten mysliman dhe nuk e vëren fare fjalën e Pejgamberit për Islamin, se cili është mysliman i vërtetë dhe ideal, kur thotë: "Mysliman i kompletuar është ai, nga gjuha dhe dora e të cilit, myslimanëve nuk u vjen e keqe".

Në shumë çështje ku njeriu ka pretendime, nuk e gjen veten fare në to, tjetër gjë paraqet e tjetër fsheh. Edhe më shumë e mashtron veten e tij kur mendon se me paraqitje mund të arrijë synimet e veta në formën më të plotë. Ai mundohet të kënaq veten, e në realitet me këtë kënaqësi krijon më shumë pakënaqësi dhe hidhërim ndaj tij. Shumë njerëz tregohen të vetëmjaftueshëm dhe formalistë të mëdhenj duke anashkaluar të vërtetën e brendshme të tyre. E kur ndodh të sprovohen, atëherë shumë shpejt sqarohet sekreti i brendshëm i tyre.

Lidhur me këtë gjendje Allahu xh.sh., thotë: "Dhe sigurisht Ne do t'ju sprovojmë ju, derisa Ne të njohim luftëtarët dhe durimtarët dhe Ne do t'i provojmë veprat tuaja (cilat janë të sinqerta dhe cilat janë formale)". (Muhamed, 31)

Allahu nuk ka nevojë të njihet me veprat e tyre dhe t'i sprovojë, sepse dija e Tij nuk ndodh në moment, por Allahu xh.sh., përmes sprovave dëshiron t'ia shpalos të vërtetën atij para vetes dhe njerëzve në mënyrë që të mos e mashtrojnë veten dhe të tjerët: "Elif – Lam – Mim. A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?" (El Ankebutë, 1-2)

Pra, vetëm pretendimi në besim nuk mjafton që të pranohet, përderisa nuk jep frytin dhe nuk lë gjurmët e imanit, e kjo ndodh kur njeriu vihet në sprovë të vështirë dhe në gjendje të palakmueshme.

Këtë mund ta konfirmojmë me një poezi të poetit: "Kur lotët përzihen në fytyrë, atëherë qartësohet ai që qan me të vërtetë, nga ai që paraqitet duke qarë".

Vërtet hadithi bazë mund të na shërbejë si një kapitull ku paraqitet sprova ndaj asaj që njeriu pretendon. Allahu xh.sh. thotë: "Sigurisht ai që e dorëzon veten e tij për hir të Allahut..". (El-Bekare)

D.m.th. ai që braktis pasionin, unin, anshmërinë dhe atë që dëshiron nga epshi dhe pason kënaqësinë e Allahut duke ia dorëzuar gjymtyrët, dorën, gjuhën, këmbët, fytyrën dhe vetveten e tij. Dhe kur kënaqësia e Allahut është më e dashur për të se familja, prindërit, fëmijët dhe vetvetja e tij, kur myslimani e vepron këtë, atëherë e ka plotësuar fenë e tij dhe posedon një Islam të sinqertë, pa formalitete dhe mashtrime. Për shkak të formaliteteve njeriu duhet ta rehabilitojë veten gjatë hidhërimit dhe ta frenojë veten përballë kundërshtarit, duke mos e zbritur veten në nivel të ulët dhe të shkaktojë konflikt, pastaj duke mos qenë në gjendje ta mbrojë veten e tij. Nëse njeriu në këtë gjendje arrin ta rehabilitojë veten, atëherë ai posedon një Islam që jep fryte dhe lë gjurmë. Në këtë rast me plot të drejtë mund të quhet besimtar ideal. Ky i thotë vetes se nuk hidhërohem dhe e kam të ndaluar që t'i shkaktoj dëm dhe dhembje myslimanit. Kështu edhe myslimanët e tjerë do të ndihen të sigurt dhe do të kenë besim në të dhe mund t'ia kthejnë shpinën pa ndier asnjë lloj dyshimi apo frike, sepse ata e dinë që nuk u vjen dëmi dhe e keqja prej tij. Po që se dikush duhet t'ia lërë shtëpinë, familjen dhe pronën amanet dikujt, mund t'ia lërë pa u kthyer prapa që të shikojë se kujt ia la, sepse askujt nuk i vjen e keqe prej dorës, gjuhës dhe gjymtyrëve të tij. Aq sa e do nderin dhe dinjitetin për vete, aq e do nderin dhe dinjitetin për të tjerët.

(1) "Sahihul Buharij", vëll. I, fq. 15, nr. 9. (2) "Et-Tirmidhij", vëll. IX, fq. 215, nr. 2551; "En-Nesaij", vëll. XV, fq. 182, nr. 4909. (3) "Shu'bul iman lil Bejhekij", vëll. 23, fq. 8, nr. 10679. (4) Dr. Musa Vila, "Kritika shkencore në Hadith", fq. 41; "Fet'hul Bari", vëll. I, fq. 205. (5) Ibn Haxher, "Tehdhibu t-tehdhibë", vëll. V, fq. 337; "Usdul gabe", vëll. III, fq. 233. (6) "Sahihul Buhari", vëll. IX, fq. 345, nr. 2575.



Mr. Ejup Haziri

# Rënia në ruku pa i ngritur duart

## Hyrje

Tematika e ngritjes së duarve, në çdo ulje e rënie është një çështje diskutabile, dhe dijetarët kanë mendime të ndryshme rreth saj. A ka qenë një gjë e tillë si praktikë konstante gjatë jetës së të Dërguarit të Allahut, apo ka qenë në ndonjë prej periudhave të tij? A është e njëjtë ngritja e duarve si gjatë tekbirit fillestar si gjatë rënies në ruku? Këto dhe tematika të tjera, do të jenë objekt diskutimi i këtij punimi, ku do të fillojmë me një sqarim e do të përfundojmë me një konstatim të njërit nga dijetarët eminent të shkollës hanefite.

## Sqarim rreth një keqinterpretimi

Në shoqërinë tonë, shpeshherë dëgjojmë dikë duke parashtruar këtë pyetje: "A falesh me tekbire?" Falja me tekbire është e domosdoshme, madje këtë e thonë të gjitha shkollat juridike, por falja me tekbire nuk nënkupton ngritjen e duarve. Falja me tekbire nënkupton shqiptimin e fjalës (sintagmës) "Allahu Ekber", e ngritja e duarve është krejtësisht një çështje tjetër. Kjo dëshmon edhe për paditurinë e shoqërisë dhe keqinterpretimit të termeve, madje termeve elementare. Ngritja e duarve dhe shqiptimi i tekbirit janë dy çështje të ndara mes vete. Kjo çështje i ka hutuar një pjesë të rinisë dhe ata mendojnë se falja me tekbire do të thotë ngritja e duarve. Nganjëherë ka raste kur edhe tekstet e përkthyera në shqip nuk janë adekuate, ku në vend të tekbirit përkthehet ngritja e duarve, që nuk ka të bëjë fare me realitetin dhe me qëllimin e vet tekstit. Në këtë kontekst, tekstet ndonjëherë sikurse ky i mëposhtmi, janë keqkuptuar, për të mos thënë janë interpretuar në atë mënyrë qëllimshëm: "Na ka treguar Kutejbeh i cili tha: Na ka treguar Ebu-l Ahvesi nga Ebu Is'haku, ky nga Abdurrahman ibën el-Esved, ky nga Alkame e ky nga Abdullah ibën Mesudi i cili tha: "I Dërguari i Allahut shqiptonte sintagmën "Allahu Ekber" në çdo ulje e ngritje, gjatë qëndrimit në këmbë dhe gjatë uljes për teshehud. Po kështu vepruan edhe Ebu Bekri dhe Omeri".[1]

Praktikisht, hadithit të tillë dhe të natyrës së tij, nganjëherë i është dhënë kahje tjetër, duke tentuar të mbrohet mendimi i ngritjes së duarve, ndonëse hadithi nuk flet fare në asnjë segment për ngritjen e duarve, por për shqiptimin e sintagmës "Allahu Ekber".

Ngritja e duarve gjatë rënies në ruku, ngritjes prej saj dhe gjatë rënies në sexhde, nuk është e njëjtë me ngritjen e duarve që bëhet në fillim, ngase ngritja e duarve që bëhet në fillim është rukn, që konsiderohet pjesë përbërëse e namazit, derisa ngritja e duarve në vendet tjera, si në ruku e sexhde, nuk e ka të njëjtin tretman, për faktin se ngritja në vendet e tilla konsiderohet si sunnet tek ata që e mbështesin një gjë të tillë.

## Konsensus është ngritja e duarve vetëm në fillim të namazit

Gjatë rënies në ruku, duart nuk ngrihen, sikurse që nuk ngrihen as pas ngritjes prej saj, e as gjatë rënies për në sexhde. Konsensusi i dijetarëve qëndron vetëm në ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar, kurse në ngritjen e duarve pas tekbirit fillestar ka vetëm mendime personale, ku paraqiten mendime të ndryshme, varësisht se si kuptohen tekstet dhe cilat tekste i sheh më të arsyeshme. Meqë nuk kemi konsensus për ngritjen e duarve gjatë rënies në ruku, ngritjes prej saj dhe rënies në sexhde, dhe kemi mendime të kundërta, atëherë është e paarsyeshme që të ngulet këmbë në atë mendim dhe të shihet si mendim i vetëm i pranuar. Praktika e sahabëve të mëdhenj, dijetarëve eminentë të gjeneratës së tabiinëve dhe dy imamët e parë të shkollave juridike, tregon se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar.

## Duart nuk ngrihen gjatë shkuarjes në ruku

Meqë tematikën e ngritjes së duarve e kam shtjelluar gjerë e gjatë te tekbiri fillestar, është e panevojshme të zgjerohem edhe këtu, megjithëse do t'i përmendi vetëm arsyet kryesore se përse nuk ngrihen duart gjatë rënies në ruku, përveçse gjatë tekbirit fillestar.

Ebu Jusufi në librin e tij "Athar" transmeton nga babai i tij i cili ka thënë: "Na ka informuar Ebu Hanifja nga Hamadi, e ky nga Ibrahim (Nehaiu), i cili ka thënë: "Gjatë tekbirit të parë në fillim të namazit ngriti duart, por mos i ngrit më duart në asnjë vend".[2] Ndërsa nxënësi tjetër i njohur i Ebu Hanifes, Muhamedi, thotë: "Ka thënë Ebu Hanife: "Kur njeriu hyn në namaz shqipton tekbirin dhe ngrit duart deri tek veshët e tij gjatë tekbirit fillestar, e më pastaj nuk i ngriti duart, përveçse gjatë tekbirit fillestar".[3]

Medhhebi i Ebu Hanifes është medhhebi i sahabëve, sepse një numër i madh i tyre dhe pasuesve të tyre janë të mendimit se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar, por jo më pas, prej tyre ishte: Ebu Bekri, Omeri, Othmani, Aliu, Talha ibën Ubejdullah, Zubejr ibën el-Avvam, Sa'd ibën ebi Vekkas, Seid ibën Zejd, Abdurrahman ibën Avf, Ebu Ubejde Amir ibën Abdullah ibën el-Xherrah. Pastaj këtë mendim e kanë edhe Abdullah ibën Mesudi, Xhabir ibën Semre, el-Berra ibën Azib, Abdullah ibën Abbasi dhe Ebu Seid el-Hudriu.[4] Madje Ibën Abasi transmeton se dhjetë të përgëzuarit më xhenet, nuk i ngrinin duart, përveçse gjatë tekbirit fillestar, thotë ai: "Dhjetë personat që i Dërguari i Allahut i kishte përgëzuar me xhenet, nuk i ngrinin duart e tyre në namaz, me përjashtim gjatë tekbirit fillestar".[5]

Përveç Ebu Hanifes, nxënësve të tij dhe pasuesve



të shkollës së tij, këtë mendim e mbron edhe kolosi i madh në hadith Sufjan Thevriu,[6] dhe shumë nga tabiinët, si Ibrahim Nehaiu, Ibën ebi Lejla, Alkame, Esvedi, Shabiu, Ebu Is'haku, Hujtheme, Kajsi, Maliku, Ibën el-Kasimi, el-Mugir, Vekiu, Asim ibën Kulejbi dhe shumë të tjerë.[7] Pra, njerëz të dëshmuar në dije, që një shumicë e madhe nuk i takojnë shkollës hanefite.

**Argumentet se përse nuk ngrihen duart**

Nuk do të ndalem te të gjitha argumentet, por do të ndalem vetëm te disa prej argumenteve. Do të fillojmë nga praktika e namazit të sahabiut të madh, Abdullah ibën Mesudit, i cili është ndër të parët që ka pranuar Islamin dhe ndër sahabët që e ka shoqëruar më së shumti të Dërguarin e Allahut. Hadithi është në koleksionin e Tirmidhiut dhe ka këtë përmbajtje dhe këtë rrugë transmetimi:

"Na ka treguar Hennad i cili ka thënë:"Na ka treguar Vekiu, nga Sufjani, nga Asim ibën Kulejb, nga Abdurrahman ibën el-Esved, nga Alkame, i cili thotë: "Abdullah ibën Mesudi tha: "A doni t'ua demonstroj pranë jush namazin e të Dërguarit të Allahut -salAllahu alejhi ve sel-lem? Ai u fal dhe duart nuk i ngriti përveçse në herën e parë (në tekbirin fillestar)".[8]

Hadithi pra është nga koleksioni i Tirmidhiut, i cili në fund të transmetimit thotë: "Hadithi i Ibën Mesudit është i mirë (hasen) dhe ngjashëm me të (thënien e tij), thonë një pjesë e ulemave nga shokët e të Dërguarit të Allahut dhe nga tabiinët. Njëherazi ky është edhe opinioni i Sufjan Thevriut dhe banorëve të Kufes".

Ahmed Shakir, njëri prej atyre që është marrë me klasifikimin dhe verifikimin e Sunenit të Tirmidhiut, i njohur në këtë çështje, kur vjen tek ky hadith thotë: "Ky është hadith autentik (sahih) dhe ajo çfarë kanë thënë ata për të (hadithin) se ka dobësi, (e vërteta është se) nuk ka ndonjë dobësi (defekt)".[9]

Një tjetër verifikues i haditheve të Sunenit të Tirmidhiut është Albani, i cili këtë hadith e klasifikon në gradën më të besueshme, ndaj edhe për të, thotë: "Autentik (sahih)".[10] Tirmidhiu, siç potencuam, këtë hadith e konsideron të mirë, ndërsa Ibën Hazmi si autentik.

Nuk ka dyshim se hadithi është i pranuar dhe i besueshëm, dhe si i tillë është një dëshmi e qartë se duart nuk ngrihen në asnjë vend në namaz, përveçse gjatë fillimit të namazit. Marrja e argumenteve nga sahabët që ishin më të ditur dhe më të hershëm në Islam, siç është rasti konkret me Abdullah ibën Mesudin, Aliun, Omerin dhe të tjerët, është më reale. Për këtë arsye autori i "el-Inajeh" që i bën shpjegim librit të mirënjohur



"el-Bidajeh", në lidhje me këtë çështje, thotë: "...prandaj marrja e opinioneve nga ata që ishin më afër të Dërguarit të Allahut, është më parësore dhe apriori".[11]

Muhamed ibën Haseni, nxënësi i njohur i Ebu Hanifes, i cili fikhun e kishte marrë nga dy imamët e mëdhenj; në Kufe nga Ebu Hanife dhe në Medine nga Maliku, thotë: "Është konfirmuar nga Ali ibën ebi Talibi dhe Abdullah ibën Mesudi se ata dy nuk i ngrinin duart me përjashtim gjatë tekbirit fillestar. E këta dy padyshim që e njihnin më mirë të Dërguarin e Allahut, sesa Abdullah ibën Omeri, sepse na është përcjellë përmes transmetimeve se i Dërguari i Allahut kur përfundonte ikameti për namaz, i porosiste ata që pas tij të jenë ata që ishin më të njohur dhe që kishin dije më shumë se të tjerët, e më pas vinin të tjerët, e kështu me radhë. A mendon ti se dikush do të dilte para atyre që ishin pjesëmarrës në luftën e Bedrit me të Dërguarin e Allahut? Këta të Bedrit sigurisht që ishin në safin e parë e të dytin dhe me ta sigurisht që ishin edhe ata që ishin të ngjashëm me ta, e Abdullah ibën Omeri dhe të tjerët ishin nga të rinjtë që faleshin pas tyre. Aliu dhe Ibën Mesudi dhe të tjerët që i takonin kategorisë së tyre, pjesëmarrës të Bedrit, ishin më të diturit me namazin e të Dërguarit të Allahut, ngase ata ishin më së afërmi me të, më afër se të tjerët dhe ishin njohësit më të mirë të asaj se çfarë duhet vepruar e çfarë duhet lënë".[12]

Në transmetimin tjetër me një ndryshim shumë të vogël, e që përcillet nga koleksioni i Ebu Davudit, ka ardhur: "Na ka treguar Othman ibën ebi Shejbe i cili ka thënë: Na ka treguar Vekiu, nga Sufjani, nga Asim ibën Kulejb, nga Abdurrahman ibën el-Esved, nga Alkame, i cili thotë: "Abdullah ibën Mesudi tha: "A doni t'ua demonstroj pranë jush namazin e të Dërguarit të Allahut -salAllahu alejhi ve sel-lem-? Ai u fal dhe duart nuk i ngriti përveç se një herë (në tekbirin fillestar)".[13]

Dallimi mes këtij hadithi dhe atij paraprak është në zinxhirin transmetues (sened) dhe shprehja e fundit në tekst (metn). Ebu Davudi për këtë hadith thotë: "Kjo është një përmbledhje e shkurtuar nga hadithi i gjatë, dhe se në këtë formë të ardhur nuk është autentik". Imam Albani që ka verifikuar dhe klasifikuar Sunenin e Ebu Davudit, kur vjen tek ky hadith jep këtë shpjegim: "Unë them se zinxhiri transmetues (senedi) është autentik (sahih) sipas kushtit të Muslimit. Tirmidhiu e ka klasifikuar si të mirë këtë hadith e Ibën Hazmi ka thënë se është autentik.[14] Si autentik e kanë llogaritur edhe Ibën Dekik el-Id, Zejleiu, Turkmani. Autori (Ebu Davudi), Allahu e mëshiroftë, i ka gjetur të meta, e për këtë edhe disa janë pajtuar, mirëpo në fjalët e tyre nuk mund të gjesh diç që e bën këtë hadith të dobët. E vërteta është se ky hadith është autentik (sahih)",-kështu e sqaron Albani problematikën e krijuar rreth këtij hadithi, e më pas rreth thënies së Ebu Davudit: "Kjo është një përmbledhje e shkurtuar nga hadithi i gjatë..".,  përgjigjet: "Ndoshta autori (Ebu Davudi) sinjalizon me shprehjen "hadithi i gjatë" në hadithin që përcillet nga Abdullah ibën Idrisi, nga Asim ibën Kulejb, e që në të nuk është shprehja "përveçse një herë.[15]"[16]

Që të gjithë transmetuesit në këtë hadith janë vlerësuar nga hadithologët me vlerësimin më të lartë dhe më të besueshëm. El-Abad-i, në komentin që i bëri Sunenit të Ebu Davudit, kur vjen tek ky hadith thotë: "Më i dobëti nga transmetuesit e tillë është Asim ibën Kulejbi, e që tek hadithologët është i besueshëm *(sudduk)*, prandaj edhe grada më e ultë që mund të ketë hadithi është i mirë (hasen)".

**Argumente që sahabët nuk i ngrinin duart**

Përveç haditheve, ka shumë transmetime të ndryshme që sinjalizojnë se sahabët e zgjedhur dhe ata që i takonin shkallës më të lartë të njohjes së fesë, nuk i ngrinin duart, përveç gjatë tekbirit fillestar.

Tahaviu dhe Ibën ebi Shejbe transmetojnë se Omeri i kishte ngritur duart vetëm gjatë tekbirit fillestar. Transmetimi që përcjell Tahaviu është ky: "Na ka treguar Ibën ebi Davudi i cili thotë: "Na ka treguar el-Himmaniju nga Jahja ibën Ademi, ky nga Hasen ibën Ajjashi, ky nga AbdulMelik ibën Ebxher, ky nga Zubejr

ibën Adijji, ky nga Ibrahimi, e ky nga Esvedi, i cili thotë: "E kam parë Omer ibën Hattabin i ngriti duart në fillim të tekbirit, e më pas nuk i ngriti".[17]

Po ashtu edhe Ibrahim Nehaiu dhe Shabiu kishin vepruar kështu, duke ngritur duart vetëm gjatë tekbirit fillestar. Tahaviu në këtë kontekst shprehet: "Hadithi është i vërtetë dhe Omeri nuk ngrite duart e tij, përveç gjatë tekbirit fillestar".[18]

Ngjashëm transmetohet se kështu vepronte edhe Aliu dhe se për këtë arsye Tahaviu mendon se ky është argument i qartë dhe se Aliu nuk do të vepronte kështu sikurse mos ta kishte parë të Dërguarin e Allahut.[19]

Ibën ebi Shejbe në Musannefin e tij sjell një kapitull ku njerëz të njohur nuk i ngrinin duart me përjashtim gjatë tekbirit fillestar: "Na ka treguar Vekiu nga Ebi Bekr ibën Abdullah ibën Kitaf en-Nehshelij, ky nga Asim ibën Kulejbi, e ky nga babai i tij, se Aliu i ngrite duart gjatë tekbirit fillestar, e më nuk i ngrite".[20]

"Na ka treguar Vekiu nga Misari, e ky nga ebi Masheri, , e ky nga Ibrahimi, nga Abdullahu se ai i ngrite duart vetëm kur ia fillonte namazit, e më pas duart nuk i ngrite".[21]

"Na ka treguar Ibën Mubareku nga Eshathi e ky nga Sha'biu se ai i ngrite duart gjatë tekbirit fillestar, e më pas nuk i ngrite".[22]

"Na ka treguar Hushejmi i cili thotë: "Na ka informuar Husajni dhe Mugire nga Ibrahimi, i cili thoshte: "Kur shqipton tekbirin në hyrje të namazit, ngriti duart, por më pas mos i ngrit ato në pjesën e mbetur (të namazit)".[23]

"Na ka treguar Vekiu dhe ebu Usame nga Shu'be, e ky nga ebu Is'haku, i cili ka thënë: "Nxënësit dhe pasuesit e Abdullah ibën Mesudit dhe Aliut nuk i ngrinin duart me përjashtim gjatë tekbirit fillestar. E, Vekiu shtoi: "E më pas nuk i ngrinin duart".[24]

Shejbani në këtë kontekst shprehet: "Kanë ardhur transmetime të vërtetuara se Ali ibën ebi Talibi dhe Abdullah ibën Mesudi nuk i ngrinin duart, me përjashtim të tekbirit fillestar".[25]

**Mundësia për shfuqizimin e ngritjes së duarve**

Kur në pyetje janë dy forma të ndryshme rreth një çështje, që mund të jenë të kundërta mes vete, siç mund të jetë rasti me ngritjen apo mos-ngritjen e duarve gjatë rënies në ruku, atëherë është edhe e mundur që njëra praktikë ta ketë anuluar praktikën tjetër, gjegjësisht njëra prej tyre të ketë qenë në fillim e më pas të jetë shfuqizuar me praktikën tjetër. Praktika të tilla ku njëra e kishte anuluar apo shfuqizuar tjetrën, janë të shumta. Shembull mund të marrim lëvizjet në namaz, që në fillim-në bazë të teksteve- ishin të lejuara, por më vonë, si praktikë e tillë u anulua dhe shfuqizua. Prandaj, ka mundësi që edhe në lidhje me ngritjen e duarve të ketë ndodhur e njëjta gjë, madje këtë e pohojnë hanefitë, sepse tekstet që vërtetojnë ngritjen e duarve vetëm në tekbirin fillestar janë konsistente. Në këtë kontekst, njëri ndër dijetarët më të mëdhenj të shkollës hanefite, Kasani, mendon se hadithet që flasin për ngritjen e duarve, përveç tekbirit fillestar, janë shfuqizuar dhe ai argumentohet me transmetimin e Abdullah ibën Mesudit i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut i ngriti duart, i ngritëm edhe ne, më pas ai nuk i ngriti e ashtu vepruam edhe ne".[26]

(1) Tirmidhiu në Sunen, nr.253. Hadithi është autentik. Edhe Albani thotë se hadithi është autentik. Tirmidhiu pasi e përcjell hadithin, thotë: "Hadithi përcillet edhe nga sahabët tjerë, si nga Ebu Hurejre, Enesi, Ibën Omeri, Ebu Malik el-Eshariu, Imran ibën Husejni, Vail ibën Huxhri dhe nga Abdullah ibën Abasi. Njëherësh kjo është praktika edhe tek katër kalifët e drejtë, tek gjenerata e sahabëve, tabiinëve dhe tek gjithë fukahatë dhe ulematë". (2) Ebu Jusuf, Kitabu-l Athar, f.20.21. (3) Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, v.I, f.94. (4) El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.III, f.303. (5) Alaudin el-Kasani, Bedaiu-s Sanai fi tertibi-sh Sherai, bot.II-të, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1406-1986, v.I, f. 207:el-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.I, f.311. (6) Nevevi, Minhaxh Sherh Sahih Muslim, v.III, f.369. (7) El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.III, f.303. (8) Tirmidhiu në Sunen, nr. 238. (9) Shih Sunenin e Tirmidhiut sipas verifikimit të Ahmed Shakirit, hadithi me nr.257. bot.II, Mektebetu Mustafa el-Babi el-Halebij, 1397-1977,v.II, f.40-41. (10) Mishkatul Mesabih, nr. 809. (11) Ekmeludin Muhamed ibën Mahmud ibën Ahmed el-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, pa vit dhe vend botimi, Daru-l Fikr, v.I, f.311. (12) Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, v.I, f.94-95. (13) Ebu Davudi në Sunen, nr. 639. Hadithi është autentik. (14) Ibën Hazm, el-Muhal-la, v.IV, f.88. (15) Siç shihet ka një ngatërrim të hadítheve në këtë rast tek Ebu Davudi, sepse hadithi për të cilin flet Ebu Davudi është një tjetër, më i gjatë, ndërsa hadithin të cilin e ka sjellë këtu është krejtësisht tjetër, por që në sened gati është i njëjtë, megjithatë për disa nuanca edhe senedi është i ndryshëm, e teksti (metni) gjithsesi i ndryshëm. Prandaj, do të sjellim "hadithin e gjatë", që i referohet gabimisht Ebu Davudi: "Na ka informuar el-Hasen ibën err-Rrebi', na ka informuar ibën Idrisi nga Asim ibën Kulejbi e ky nga Abdurrahman ibën el-Esvedi, na ka informuar neve Alkame se Abdullah (ibën Mesudi) ka thënë: "I Dërguari i Allahut na mësoi neve namazin, u ngrit, shqiptoi tekbirin dhe i ngriti duart, më pas shkoi në ruku dhe dy duart i vendosi në dy gjunjët e tij". Buhariu në Ref'u-l Jedejn, nr.31. (16) Nasirudin Albani, Sahih Ebi Davud, nr. 733. Bot.I-rë, Muesesetu Garas Lin Neshri vet Tevzi', Kuvajt, 1423-2002, v.III, f.338. (17) Tahaviu, Sherh Meani-l Athar, v.I, f.228, nr. i hadithit 1364. (18) Tahaviu, Sherh Meani-l Athar, v.I, f.228; El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.III, f.300. (19) Tahaviu, Sherh Mushkilu-l Athar, v.XV, f.33, nr. i hadithit 5825. (20) Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2457. (21) Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2458. (22) Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2459. (23) Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2460. (24) Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2461. (25) Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, v.I, f.94. (26) Alaudin el-Kasani, Bedaiu-s Sanai fi tertibi-sh Sherai v.I, f.208.

Hajrullah Hoxha

# Disa konstatime në përkthimet e para të Kuranit në gjuhën shqipe (3)



**Përkthimi i Kuranit nga dr. Feti Mehdiu**

Përkthimi i Kuranit nga dr. Feti Mehdiu është bërë tekstualisht, pa koment dhe është botuar pa tekst origjinal. Mirëpo me qëllim për ta bërë më të kuptueshëm për lexuesit, ai është shërbyer, siç thotë edhe vet, me shënimet në fusnotat e marra nga përkthimi në gjuhën boshnjake i Besim Korkutit, të cilat janë të përgatitura në mënyrë shumë profesionale.

Përkthimin e Kuranit nga dr. Mehdiu, e karakterizon gjuha e rrjedhshme dhe e kuptueshme, si dhe stili i lehtë. Në përkthimin e tij të Kuranit dr. Mehdiu ka praktikuar metodën e mospërdorimit të kllapave për fjalët sqaruese, metodë të cilën deri më atëherë nga përkthyesit e ka përdorur vetëm Besim Korkuti në gjuhën boshnjake. Mospërdorimi i kllapave padyshim e ka bërë më të rrjedhshëm për lexim dhe i ka dhënë një pamje më estetike tekstit, por kuptimisht e ka deformuar, ngase nuk mund të dallohen fjalët e shtuara sqaruese nga fjalët e përkthyera nga origjinali.

Njëra nga veçoritë e këtij përkthimi është dallimi me shkronja tjera i ajeteve, pas leximit të të cilave parashihet rënia në sexhde, dhe shënimi i tyre me germën "S" anash, që nënkupton se duhet të bëhet sexhde. Edhe pse shumica e dijetarëve islamë, janë të mendimit se sexhdeja është e obligueshme nëse lexohen ajete përkatëse në origjinal – arabisht, ndërsa nëse lexohet në përkthim nuk është obligim, mendoj se qëndrimi i dr. Mehdiut është më i arsyeshëm dhe më me vend. Në të kundërtën do t'i përngjante shembullit: Nëse e sheh shenjën e komunikacionit "Stop" je i detyruar për t'u ndalur, ndërsa nëse e sheh "Ndal" nuk je i detyruar për t'u ndaluar. Kjo do të ishte plotësisht e palogjikshme.

Përkthimin e Kuranit nga dr. Mehdiu, e karakterizojnë edhe disa lëshime dhe gabime të ndryshme. Me këtë rast në shenjë dëshmie për një konstatim të tillë, në vijim po i theksojmë disa ajete, duke i analizuar dhe krahasuar me origjinalin.

Ajeti 28, i sures Ali Imran, është përkthyer: "Besimtarët le të mos marrin për miq jobesimtarët kur kanë besimtarë, sepse kush vepron kështu nuk kanë asgjë nga ndihma e Allahut, përveç nëse seriozisht frikësoheni prej tyre. Allahu ju ofron kujdesin e vet dhe tek Allahu është caku"

Fjala: "min dunil-mu'minin", do të thotë: "në vend, ose krahas besimtarëve", e jo siç është përkthyer: "kur kanë besimtarë". Fjala: "ndihma", është shtuar pa nevojë. Fjala: "en tet-teku minhum", do të thotë: "për t'u ruajtur ose mbrojtur prej sherrit të tyre", e jo "nëse seriozisht frikësoheni prej tyre", ngase lidhëza: "en", do të thotë "për" ose "që", e jo siç është përkthyer: "nëse", e cila në arabisht do të ishte "in". Ndërsa fjala: "ju hadh-dhirukumullahu nefsehu" do të thotë: "Allahu ua tërheq vërejtjen për të pasur kujdes, ose ju frikëson me ndëshkimin e vet", e jo siç është përkthyer: "Allahu ju ofron kujdesin e vet". Andaj ajeti i lartpërmendur duhet përthyer si në vijim: "Besimtarët le të mos i marrin për miq jobesimtarët në vend të besimtarëve. E kush vepron ashtu, nuk ka nga Allahu asgjë përveç për t'u mbrojtur prej tyre. Allahu ua tërheq vërejtjen juve me vetveten (ndëshkimin e vet) dhe tek Allahu është kthimi".

Ajeti 167, i sures Ali Imran, është përkthyer: "Dhe për t'u njohur kush janë dyfytyrëshat, dhe u tha: Ejani luftoni për hir të Allahut, sepse me gojë të vet kanë thënë atë çka nuk e kanë pasur në zemrat e tyre, por Allahu e di më së miri se çka po fshihni".

Në këtë ajet pas fjalës: "për hir të Allahut", është lëshuar e pa përkthyer kjo pjesë e tij: "evidfeu, kalu lev na'lemu kitalen let-teba'nakum, hum lil-kufri jevmeidhin akrebu minhum lil-imani" që do të thotë: "ose mbrohuni. Ata thanë sikur ta dinim se do të ketë luftë, ne, padyshim do t'u pasonim juve, atë ditë ata ishin më afër mohimit se sa besimit".

Me plotësimin e kësaj pjese, ajeti në fjalë ka këtë kuptim: "Dhe për të njohur se kush janë dyfytyrëshat, iu tha atyre: Ejani luftoni për hir të Allahut, ose mbrohuni. Ata thanë sikur ta dinim se do të ketë luftë, ne, padyshim do t'u pasonim juve. Atë ditë, ata ishin më afër mohimit se sa besimit. Ata e thoshin me gjuhët e tyre atë që nuk e kishin në zemrat e tyre, po Allahu e di më së miri se çka




fshehin ata".

Ajeti 34, i sures El- Enfal është përkthyer: "Dhe ata nuk i lë pa i dënuar Allahu, se ata pengojnë të tjerët t'i afrohen tempullit të shenjtë, e ata pra nuk janë roje e tij. Roje të tij janë vetëm ata që i frikësohen Allahut, por shumica sish nuk e dinë".

Fjala: "malehum enla juadhibehumullahu", do të thotë: "çka kanë ata ose përse ata të mos t'i dënoj Allahu", e jo siç është përkthyer: "ata nuk i lë pa i dënuar Allahu". Ndërsa fjalët: "të tjerët t'i afrohen", janë të shtuara pa nevojë, sepse kuptohet vetvetiu. Fjala "evlija", është shumësi i fjalës "velijj", që do të thotë: "kujdestar, mbikëqyrës ose përgjegjës", ndërsa përkthimi me fjalën roje nuk i përgjigjet, sepse ajo është kategori me e ultë shoqërore. Andaj, ky ajet duhet të përkthehet kështu: "E përse ata të mos i dënoj Allahu, kur ata pengojnë nga tempulli i shenjtë (Qabeja) ndonëse ata nuk janë kujdestarë të tij. Kujdestarë të tij janë vetëm të devotshmit (ata që i frikësohen Allahut), por shumica e tyre nuk e dinë". Ajeti 90, i sures et Tevbe është përkthyer: "Kanë ardhur edhe disa arab, të cilët kërkuan falje që të lypnin leje të mos shkojnë dhe ashtu munguan, ata që mashtronin Allahun dhe profetin e Tij. Ata nga mesi i tyre të cilët nuk besuan, do t'i godas vuajtje e rëndë".

Fjala, "el-muadhdherune": do të thotë: "ata qe janë arsyetuar", e jo "që kërkuan falje", ngase kërkimi i faljes ka të bëjë për një çështje që ka ndodhur, fjala: "el'arab", do të thotë beduin ose katundar, e jo arab, kurse fjala: "lijudhine lehum", do të thotë: "që t'u jepet leje atyre, ose të lejohen", e jo që të lypin leje, fjala: "të mos shkojnë", jo vetëm që është shtuar, por nuk tregon se ku të mos shkojnë. Fjala "kedhebu" do të thotë: "e gënjyen", e jo "e mashtruan" siç është përkthyer, ngase ata u arsyetuan rrejshëm.

Ajeti i lartpërmendur duhet të përkthehet: "Dhe erdhën ata që u arsyetuan nga beduinët për t'u dhënë atyre leje, ndërsa u ndalën (nga shkuarja në luftë) ata të cilët e gënjyen Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ata që mohuan prej tyre do t'i godas dënim i rëndë".

Ajeti 52, i sures er – Rum, është përkthyer: "Ti nuk mund t'i thërrasësh të vdekurit, e as të shurdhët t'i lusësh pasi që ta kthejnë shpinën"[1]. Fjala: "es'mea jusmiu ismeaen", do të thotë: "të bërit e tjetrit të dëgjoj", andaj fjala: "la tus'miu", nuk do të thotë: "nuk mund t'i thërrasësh", siç është përkthyer por do të thotë: "ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë". Ndërsa fjala: "ed-dua", në këtë vend nuk e ka kuptimin e lutjes, por të thirrjes, andaj përthimi më adekuat i këtij ajeti është: "Ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit, e as nuk mund t'i bësh të shurdhët që të dëgjojnë thirrjen kur ta kthejnë ata shpinën"[2].

Përkthimi i Kuranit nga dr. Mehdiu në vitin 1999, është ribotuar bashkë me tekstin origjinal, andaj ishte më i përshtatshëm sidomos për ata që dinë ta lexojnë edhe origjinalin, ndërsa në këtë vit prapë u botua pa tekst origjinal.

(1) Përkthimi i këtij ajeti është marrë tekstualisht nga përkthimi i gabuar, në gjuhën boshnjake nga Korkuti. (2) Edhe pse asnjëri nga përkthyesit në fjalë nuk e përmendin, shihet qartë se çdonjëri prej tyre është shërbyer edhe me përkthimet e Kuranit në gjuhën boshnjake. Sa i përket formatit dhe mënyrës së përgatitjeve teknike, përkthimi i dr. Mehdiut i përngjanë përkthimit të Korkutit, i Hasan ef. Nahit, atij të Karabegut, ndërsa përkthimi i h. Sherif Ahmetit, i përngjanë përkthimit të Çausheviqit. (3) Në kumtesën time të lexuar me rastin e njëzet vjetorit të përkthimit të Kuranit në shqip, me titull: "Përkthimi i parë i Kuranit në shqip nga dr. Feti Mehdiu", përveç tjerash i theksova edhe disa lëshime të gabimeve në të, duke i sjell si shembull tri ajete kuranore, në mesin e të cilave edhe ajetin e lartpërmendur. Me qëllim të zbatimit të obligimit tim moral dhe në shenjë dashamirësie ndaj tij, kumtesën e përmbylla me këto fjalë: "Në fund, përkthyesit të nderuar dr. Feti Mehdiut, do t'i kisha propozuar që për hir të së vërtetës, e më qëllim të përmirësimit të gabimeve të lëshuara, ta korrigjoj me vëmendje edhe njëherë përkthimin e tij të Kuranit para se të ribotojë prapë atë. Megjithatë, siç u pa më lartë, ai në këtë vit për herë të tretë e botoi me të njëjtat gabime, duke i përfshirë edhe ato në ajetet e përmendura në kumtesën në fjalë. Një veprim i tillë dëshmon qartë se ai nuk ka qenë i interesuar për t'i korrigjuar gabimet e tilla, qoftë duke i krahasuar ato me përkthimet tjera të Kuranit që ekzistojnë në shqip, qoftë duke i përfillë vërejtjet e të tjerëve. (*fusnotat e numrit te kaluar: (1) Dr. Muhamed Hysa, Dituria Islame, nr. 98 dhjetor 1997, Prishtinë. (2) Shih. Parathënien e veprës. "Udha Muhamedane" përkthim. nga Hfz. Ibrahim Dalliu. (3) Anëtarët e Komisionit kanë qenë: 1. H. Sherif ef. Ahmeti, 2. Resul Rexhepi, 3. Emin Behrami, 4. Feti Mehdiu, 5. Ismail Ahmeti, 6. Qazim Qazimi, 7. Bajrush Ahmeti, 8. Ruzhdi Shabani, 9. Avni Aliu, 10. Hajrullah Hoxha. (4) Revista "Edukata Islame", me qëllim të informimit të lexuesve të saj, për punën e Komisionit dhe për mënyrën e përkthimit të Kuranit, botoi në rubrikën e saj: "Nga Komisioni për përkthimin e Kuranit" disa informata dhe pjesë të përkthyera nga Kurani, duke filluar nga nr. 31-32/82. (5) H. Sherif Ahmeti, pas përfundimit të punës në përkthimin e Kuranit deklaroi se përkthimi në fjalë nuk është i Komisionit, por është përkthim i tij personal, ngase, siç u shpreh ai me lehtë i kishte ardhur ripërkthimi i materialeve të përkthyer nga anëtarët tjerë të Komisionit se sa redaktimi i tyre, dhe se për botues kishte zgjedhur Kryesinë e Bashkësisë Islame. Andaj me këtë rast si Kryesia e Shoqatës së Ulemave si bartëse e këtij projekti, ashtu anëtarët e komisionit si përkthyes të tij u gjenden para një akti të kryer, ku edhe përpjekjet për të gjetur ndonjë kompromis së paku për çështje të botimit të tij përfunduan pa sukses.(6) Pas përkthimit të gjysmës së Kuranit në fund të vitit 1982 dr. Mehdiu dha dorëheqje të parevokueshme, shkaku i mospranimit nga ana e Komisionit të 5-6 sureve të përkthyera më herët, ndonëse fillimisht iu pat thënë se do t'i pranohen, për ta vazhduar përkthimin e tij në mënyrë të pavarur. (7) Hasan ef. Nahi, i ndihmuar në aspektin gjuhësor nga i biri i tij, Nexhati ka qenë i pari që e ka filluar me vetiniciativë për ta përkthyer Kuranin në shqip.

Ramadan Shkodra



# Kontributi i qarkut fetar islam të Kosovës pas Luftës së Dytë Botërore në shqipërimin e Kuranit (2)

Ulemaja shqiptare, e vetëdijshme për peshën që kishte mbi vete, dhe duke parë rrethanat e reja që tash e tutje nuk i lejonin që të vazhdonin të ishin të lidhur me qendrën në Tiranë, me qëllim që të ruante mëvetësinë, filloi të riorganizohej institucionalisht.

Përveç konsolidimit dhe strukturimit të BI-së në Kosovë, prijësit myslimanë shqiptarë, një rëndësi të veçantë i kushtuan edhe themelimit të institucioneve arsimore e kulturore në kuadër të BI-së, si nevojë e domosdoshme për funksionimin normal dhe ngritjen e saj në nivel të përgjegjësisë dhe misionit. Kështu, më 1951, në Prishtinë hapin Medresenë, që asokohe ishte institucioni i vetëm arsimor fetar islam në gjuhën shqipe, ndërsa në fillim të viteve të 70-ta, të shekullit të kaluar, po në Prishtinë, nis botimi i periodikut të Bashkësisë Islame në gjuhën shqipe "Takvimi"(1970) dhe "Edukata Islame"(1971).

Revista "Edukata Islame", që nga numri i parë i saj, rreth vetës mblodhi, si të thuash, elitën e ulemave të Kosovës e me gjerë, të cilët gjetën hapësirën e duhur për të shprehur, avancuar e krijuar vlerat e njohuritë e marra, qoftë nga ulemaja e njohur, qoftë në medresetë e institucionet e tjera arsimore. Tek "Edukata Islame", gjejmë pothuajse në çdo numër ajete, e shpeshherë edhe sure, të përkthyera e të komentuara në gjuhën shqipe. Kjo sikur u dha krah ulemave të Kosovës (ndërsa në këtë drejtim u printe H. Sherif ef. Ahmeti, i cili ishte edhe drejtues i revistës), që të mendonin më seriozisht për t'i hyrë përkthimit të Kuranit.

Sa për ilustrim, po përmendim disa nga suret që ishin përkthyer komplet në gjuhën shqipe në revistën "Edukata Islame" të shoqëruara me një tefsir tematik: Surja "Vel Asri"[1], surja "Fatiha"[2], surja "Ihlas"[3], surja "Kevther"[4], surja "Felek"[5], surja "El-Kadër"[6], surja "Zilzal"[7]etj., ndërsa nga ajetet do të përmendim: "Inneddine indall-llahil islam", përkatësisht ajeti i 19 i sures "Ali Imran"[8], ajetet 56-58 të sures "Edh-Dharijat"[9], ajeti i 183-të i sures "El-Bekare" (obligimi Ramazanit)[10]etj.

Për më tepër, kjo revistë në vitet e 80-ta, nisi të botonte të përkthyera suret e para të Kuranit. Kjo u bë, për ta përgatitur e njoftuar opinion e gjerë se puna për përkthimin e Kuranit tashmë kishte marrë rrugë, formë e trajtë.[11] Kështu nga numri i 35-36/1981, në revistë nisi të botohej e përkthyer në gjuhën shqipe surja "El-Bekare". Botimi i përkthimit të sures "El-Bekare"[12] u realizua në pesë vazhdime[13]. Përveç sures "El-Bekare", në "Edukata islame" është dhënë e përkthyer edhe surja "Ali Imran"[14] në katër vazhdime[15].

Në këto rrethana, qarku i ulemave të Kosovës, të përqendruar në Prishtinë, - e cila në vitet 70, përveçse ishte qendër e rëndësishme administrative, qe shndërruar edhe në një qendër të rëndësishme kulturore, arsimore, e universitare, - i dhanë këtij qyteti edhe karakterin e një qendre të rëndësishme për kulturën islame. Kështu, më 1985, Kryesia e BI të Kosovës pati fatin e mirë dhe privilegjin e madh që arriti ta përm-






bushte një mision sa të rëndësishëm aq edhe sfidues. Ajo botoi Kuranin e përkthyer nga Feti Mehdiu[16], me çka e bëri shqipen gjuhë që e njeh Kuranin dhe ua ofroi besimtarëve e opinionit shqipfolës Kuranin në gjuhën e tyre.

Mirëpo, jo vetëm kaq, ngase vetëm tri vjet më vonë, po në Prishtinë, botohen edhe dy përkthime të Kuranit, përkthimi i H. Sherif Ahmetit[17] dhe ai i Hasan ef. Nahit[18].

Kështu, në harkun kohor prej 3 vjetëve (1985-1988), qarku i ulemave të Kosovës arriti të botonte tri versione të përkthimit të Kuranit, duke bërë kështu realitet idenë dhe projektin e kamotshëm të ulemave shqiptarë për ta pasur Kuranin në gjuhën e tyre.

Me një fjalë, atë që e nisën dhe e projektuan Qafëzezi, Korça, Dalliu, po edhe shumë të tjerë para dhe pas tyre, e bëri realitet brezi i ulemave të Kosovës, përkatësisht profesor F. Mehdiu, haxhi Sh. Ahmeti e myderriz H. Nahi.

Duhet thënë edhe këtë, që në këtë rrafsh një rol të rëndësishëm ka dhënë Medreseja "Alaudin", sepse përkthyesit e Kuranit, që të tre, kanë qenë pjesë e Medresesë: h. Sherif ef. Ahmeti e Hasan ef. Nahi - myderriz të shquar në medrese, ndërsa profesor Feti Mehdiu, nxënës i tyre dhe i diplomuar në gjeneratën e parë të kësaj medreseje.

Gjithashtu, edhe bashkëpunëtorët e tjerë në realizimin dhe finalizimin e këtyre përkthimeve, si redaktorët profesionalë, recensentët, redaktorët gjuhësorë etj., i përkasin qarkut kulturor të Kosovës.

IV.

Si përfundim, nisma dhe realizimi i finalizimit të përkthimit të Kuranit me botim, po që se vështrohet me kujdes, ka të njëjtin fat si të popullit dhe trojeve shqiptare. Kur shqiptarët arritën të krijojnë rrethana për shtet, krijuan institucione, krijuan kuadrot përkatëse, treguan afinitet, dëshirë e potencë për të realizuar edhe projekte të mëdha kombëtare e fetare. I kësaj rëndësie është edhe përkthimi dhe botimi i Kuranit në gjuhën shqipe. Zaten, këtë e vë në dukje edhe rilindësi, Ilo Mitko Qafëzezi, në parathënien e përkthimit të tij, për ta ripërsëritur e fuqizuar edhe myderriz Hasan Nahi, i cili në parathënin e përkthimit, thotë: "Është detyrë e çdo dijetari për ta përkthyer Kuranin në gjuhën e vet".

Literatura:
1. *Filip Hiti, Istoria arapa, Sarajevo 1973;*
2. *Dr. Hasan Kaleshi, Kurani kryevepër e letërsisë arabe, "Edukata Islame", nr 31-32/1981, Prishtinë 1981;*
3. *Kurani (këndimi) përkthyer shqip prej I.M.Q. Edicieje e parë, shtypur Ploeshti-Rumani 1921;*
4. *Kuran i, përktheu Feti Mehdiu, Prishtinë 1985;*
5. *Kurani përkthim me komentim, përktheu dhe komentoi H. Sherif Ahmeti, botoi: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës për RSS, Prishtinë 1988;*
6. *Kurani i Madhërur, përktheu: prof. Hasan I. Nahi, Prishtinë 1988;*
7. *Sadik Bega, Hafëz Ali Korça, pasqyrë atdhetarizmi për brezin e ri; "Kultura Islame", nr. 3-4 Tiranë 1941;*
8. *Ali Musa Basha, Përkthimet e hershme të Kuranit dhe kritikat për to, "Drita Islame", nr. 23-24, Tiranë 1996;*
9. *Ramadan Shkodra, Nga Historiku i përkthimeve të Kuranit në gjuhën shqipe, "Edukata Islame", nr. 61-62 Prishtinë 1997.*

(1) "Edukata Islame", nr. 2/1971, f. 3-9. (2) "Edukata Islame", nr. 3/ 1971, f. 8-16. (3) "Edukata Islame", nr. 5/1972, f. 3-9. (4) "Edukata Islame", nr. 15-16/1976, f. 3-5. (5) "Edukata Islame", nr 22/1978, f. 3-7. (6) "Edukata Islame", nr. 27/1980, f. 3-9. (7) "Edukata Islame", nr. 41-42/1985, f. 3-11. (8) "Edukata Islame", nr. 4/1972, f. 3-8. (9) "Edukata Islame", nr. 9-10/1974, f. 3-8. (10) "Edukata Islame", nr. 14/1975, f. 7-10. (11) Shih: "Edukata Islame" nr 31-32/1981, fq. 10-18 , ku është dhënë e përkthyer në gjuhën shqipe, Kaptina e XXVI, [Suratu ash-Shuara (Poetët)]. (12) Shih: "Edukata Islame" nr. 35-36/1982, f. 57-70. (13) "Edukata Islame" nr. 41-42/1985, f. 60-78. (14) Shih"Edukata Islame", nr. 43/1985, f. 10-21. (15) Shih: "Edukata Islame", nr. 48-49/1987, f. 13-22. (16) Shih: Kurani, përktheu: Feti Mehdiu, botoi: Kryesia a Bashkësisë Islame për RSS, Prishtinë 1985. (17) Shih: Kurani - përkthim me komentim, përktheu dhe komentoi H. Sherif Ahmeti, botoi: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës për RSS, Prishtinë 1988. (18) Shih: Kurani i Madhëruar, përktheu: prof. Hasan I. Nahi, Prishtinë 1988.

Doc. dr. Faredin Ebibi

# Siguria shoqërore nga perspektiva e Sunetit



Vizioni i përgjithshëm i mesazhit hyjnor qëndron në atë të realizimit të objektivave madhore. Objektivat madhore në Sunet janë heterogjene dhe shumëdimensionale, por fokusi i kësaj qasje do të jetë në fushën që ka të bëjë me sigurinë shoqërore. Siguria si komponent i rëndësishëm për organizimin e jetës cilësore duhet të mësohet tërësish, të dihet dhe të jetësohet nga çdo njeri. Atë duhet ta mësoj, duhet ta di dhe duhet ta jetësojë çdo pjesëtarë gjithandej në poret e jetës.

Burimi i dytë i fesë Islame –Suneti, vëmendje serioze i ka kushtuar të gjitha zhanreve që ngërthen botëkuptimi i termit siguri. "Nuk do të hyj në xhenet ai, fqinji i të cilit nuk është i sigurt prej të këqijave të tij". (Muslimi). Kjo porosi duhet t'ia vret mendjen çdo individi, i cili pretendon të jetë besimtar i devotshëm. Neglizhenca ndaj këtij rekomandimi do të rezultonte me zbehje të skajshme, dhe jo reflektim të besimit dhe të përcaktimit fetar ose ideologjik të akëcilit individ. Si një vlerë e pakapërcyeshme pa neglizhim, e vë në pikëpyetje gjithë investimin fetar të individit ose të grupit.

Mbi bazën e fakteve pejgamberike që trajtojnë këtë materie, studiues të ndryshëm më pas kanë ndërtuar dispozita juridike islame, që ndërlidhen me rëndësinë e sigurisë së përgjithshme. Fatkeqësisht mospërfillja ose shkelja e standardeve të asaj që është transmetuar nga i Dërguari i Allahut a.s., në relacion me sigurinë kolektive, kanë rezultuar me prurje të shumta, jo të dobishme. Janë hapur porta të dukurive negative me tendencë rritje, të paragjykimeve, mbjelljes së frikës, dyshimit, pengimi me çdo kusht të prezantimit të vërtetës, pengimi për të ardhur deri te informimi objektiv, devijimi i informacionet, shtrembërimi i të dhënave, etiketimi, akuzat e ndryshme, shpifjet etj. Rrethana këto të gjitha janë që ndjellin frikë, ankth, vrerosje, tronditje, vrasje dhe gjakderdhje gjithandej nëpër botë.

Çdo aktivitet ose çdo veprimtari rrënuese është e ndaluar me të gjitha ligjet njerëzore, e të mos flasim për dispozitat të legjislacionit që kanë burim Krijuesin e gjithësisë, të cilat me përgjegjësinë e plotë garantojnë gjakun dhe jetën e çdo individi.

Fakti që siguria shoqërore është detyrim hyjnor ka tejshkuar kuptimin e asaj që quhet e drejtë njerëzore, nga motivi se siguria shoqërore përveç faktit si detyrim hyjnor është dhe si diçka thelbësore ligjore e patjetërsueshme fetare, në kontekst të vijimit jo të dhunshëm të ndërtimit të jetës së çiltër njerëzore. Qëndresa e faktorëve që e përbëjnë sigurinë shoqërore është determinues edhe për ndërtimin e qëndresës fetare. Që do të thotë se, dominimi i efektit paqësor në organizimin e jetës së përditshme, ndërlidhet ngushtë me kompetencat e organizimit cilësor të jetës fetare.

Këtij segmenti Kurani i ka kushtuar vëmendje serioze, për shkak të efekteve pozitive në relacion të rregullimit të shpirtit njerëzor; në dashamirësi, nënshtrim, probabilitet dhe përkujdesjes. Gjithnjë në përputhje të plotë me pikënisjen kontraktore, si një aspiratë Islame, dhe si një bazë e fortë konsolidimi, me qëllim që aspekti shpirtëror të mos pësoj devijim nga rekomandimet pejgamberike.

Përgatitjet racionale që i kërkon Kurani dhe Suneti nga besimtari mysliman, përfshijnë të gjitha aspektet; intelektuale, ushtarake, shoqërore dhe politike, që ofrojnë siguri për të gjithë. Energjia e kërkuar nuk është diç tjetër, përveçse kompetencë që mbron të drejtën, që e mbron besën e dhënë (besimin), duke iu kundërvënë tiranit në mbrojtje të të shtypurit.

Çështja e sigurisë si vlerë duhet t'i preokupojë të gjithë myslimanët, sepse është thelbësore për ta çuar në vend parimin hyjnor: "Pra, le ta adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie, i Cili i ushqeu pas urisë dhe i siguroi prej çdo frike!" (Kurani, 106 : 3-4)

Siguria është substanciale dhe nevojë imanente për ndërtimin e qëndrueshëm të jetës cilësore, mungesa e së cilës do të prodhojë efekte negative; mbjellje të frikës, zhvendosje, persekutime, mos prodhim, mos zhvillim etj. Ashtu që çdo shoqëri do të përjetojë ngecje, degradim dhe jo prosperitet në shumë aspekte të jetës së përditshme.



Siguria shoqërore nënkupton rend publik (ose parrezikshmëri të gjithanshme). Të qenët jashtë çdo rreziku dhe të papriture; gjendje pa ndonjë rrezik a të keqe. (Albanian explanatory dictionary) Konotacioni siguri shoqërore nga prizmi i fesë Islame ngërthen në vete çdo gjë materiale dhe shpirtërore, që i përket të drejtës së individit dhe të grupit, qoftë i përkatësisë fetare islame dhe jo islame, e që sublimohen në pesë nivele; sigurimi i fesë (besimit), sigurimi personal, sigurimi i mendjes, sigurimi i pasurisë dhe sigurimi i nderit. Ruajtja e të cilave është përgjegjësi dhe obligim fetar.

Shprehja siguri nuk nënkupton thjeshtë realizim i të drejtave ndaj të tjerëve, por nënkupton zbatim të përgjegjësive me besnikëri dhe me ndershmëri. “Me të vërtetë Allahu dëshiron që kur të bëjë ndonjë punë ndonjëri prej jush, ta bëj atë të përkryer”. (hadith, Ebi Ja’la, 1404 - 1984, f. 349)

Vlen të theksohet fakti se kumtesa hyjnore, përkatësisht legjislacioni Islam nuk është diç tjetër, përveç se një vizion i përmbushjes së detyrimeve për arritjen kulmore të sigurisë shoqërore në kontekst të ruajtjes së interesave individuale, grupore dhe kolektive me tendencë të arritjes së lumturisë së plotë në këtë jetë dhe në jetën e përtejme.

Siguria shoqërore paraqet nevojë imanente të patjetërsueshme për çdo shoqëri, sepse fati në rrafshin politik, shoqëror, arsimor, fetar, kulturor, shëndetësor etj., ndërlidhet drejtpërdrejtë me atë. Siguria, në gjithë këto nivele, paraqitet si shtyllë kryesore në shërbim të jetës së çiltër dhe të ndershme. E pamundur do të ishte arritja e mendimit real, e kulturës dhe edukimit të shëndoshë në rrethana të mungesës së sigurisë shoqërore. Kjo do të thotë se siguria shoqërore është përgjegjësi shoqërore, që bie mbi supe të të gjithë anëtarëve të shoqërisë, mbi të gjitha, bie mbi supe të autoriteteve qeveritare dhe të institucioneve civile.

Konotacioni siguri shoqërore është theksuar qartë në këtë hadith: “Shembulli i besimtarëve, në dashuri, mëshirë e butësi janë sikurse një trup, nëse sëmuret një gjymtyrë, pjesët e tjera kanë nxehje dhe pagjumësi”. ( el-Bejheki, 2003/1424, 3,422)

Motivimi dhe nxitja e tolerancës dhe e mirësjelljes në këtë hadith është më se e dukshme. Nga besimtari mysliman kërkohet që ai të jetë i mëshirshëm dhe i mirësjellshëm ndaj çdo qenie, pavarësisht nëse është besimtar ose jobesimtar, madje kërkohet nga ai të jetë tolerant dhe i mëshirshëm edhe ndaj kafshëve. Një sjellje e tillë motivon falje dhe fshirje të mëkateve nga ana e Krijuesit të gjithësisë. Andaj është më se e logjikshme që, besimtari mysliman të jetë i prirë, të jetë i pajisur me këtë tipar të çmueshëm fetar dhe zbatues i të njëjtit, i bindur në atë se Krijuesi i gjithësisë asgjë nuk ka krijuar shkel e shko, por çdo gjallesë kryen misionin për çka është krijuar. Hadithi: “Nuk do të hyj në xhenet ai, fqinji i të cilit nuk është i sigurt prej të këqijave të tij”, shërben si një bazë juridike islame shumë e fuqishme, lidhur me atë se veprimtaria e cila krijon ambient për siguri të përgjithshme, është shkak për futjen e besimtarëve në xhenet. Në këtë relacion hadithet pejgamberike janë të shumta, por sa për ilustrim do të kisha theksuar edhe këto:

- “Kush gdhihet prej jush i sigurt në shpirtin e tij, familjen e tij, i shëndoshë në trupin e tij dhe ka ushqim për një ditë, është sikur t’i është dhënë krejt bota”. ( Et-Tirmidhi, 1998, 4, 154). Siç mësohet nga ky hadith siguria personale, siguria shëndetësore dhe siguria e të ardhurave materiale, janë rrethana që besimtarit i sjellin lumturi dhe kënaqësi të plotë në jetë. Realizimi praktik i këtyre synimeve është sikur besimtari të sundonte gjithë botën dhe të mirat e saj. Ndërkaq, nëse do të kishte në pronësi shumë të mira, por për shkaqe sigurie nuk do mund t’i shfrytëzojë, atëherë ç’kuptim do të kishte posedimi i të mirave të kësaj bote!?

I Dërguari i Allahut a.s., i fton besimtarët të jenë aktiv dhe të përkushtuar me veprimet dhe aktivitetet e tyre, në drejtim të jetësimit të sigurisë dhe të qetësisë së përgjithshme. Ai ka ndaluar çdo lloj veprimi, i cili mbjell tmerr dhe frikë në mesin e shoqërisë. Prandaj një nga lutjet e Pejgamberit a.s., ishte kjo: “O Zot m’i mbulo pjesët e turpshme të trupit dhe më dhuro siguri nga frika”. (Ahmed, 2001/1421, 8, 403 ). Imam Ahmedi regjistron një hadith, përkatësisht një lutje të Pejgamberit a.s., ku ai kur e shihte hënën e re thoshte: “O Zot! Na dhuro neve në këtë muaj siguri dhe besim, padhunshmëri dhe Islam. Zoti im dhe i yti është Allahu”. (Ahmed, 2001/1421, 8, 17 ). Siç bie në sy, siguria nga kjo lutje e Pejgamberit a.s., ka ardhur në shprehje para besimit (imanit) dhe padhunshmëria para paqes (Islamit). Në përmbyllje të kësaj qasjeje mund të thuhet se ky tekst dhe shumë të tjerë janë shumë domethënës, andaj çdo besimtarë duhet t’i ketë në konsideratë dhe t’i marr parasysh në përditshmërinë e tij fetare.

*Doc. dr. Faredin Ebibi është dekan dhe ligjërues në Fakultetin e Shkencave Islame në Shkup*

Muhamed B. Sytari

# Rruga e mesme e fesë dhe ruajtja nga ekstremizmi



Para disa javësh isha i ftuar në një konferencë ndërfetare, ku folëm rreth familjes dhe vendit të saj në librat e shenjtë. Teksa përgatitesha për referatin e asaj konference, mendova ta nis me një fakt historik, që lidhet me Kinën e vjetër dhe murin e saj të famshëm. Historia thotë se, kur kinezët e vjetër u angazhuan për ndërtimin e murit rrethues, menduan se asgjë nuk do ta cenonte sigurinë e tyre pas ndërtimit të tij. Faktet tregojnë se në 100 vjetët e para të periudhës pas ndërtimit të murit gjigant, Kina u përball me tri luftëra. Në secilën prej tyre, armiku nuk kishte pasur nevojë të kapërcente murin, a të tentonte prishjen e tij; kishte korruptuar rojet dhe kishte hyrë nga dyert e kështjellave. Sepse kinezët u angazhuan me ndërtimin e murit, por harruan ndërtimin e rojeve. Sepse, ndërtimi i njeriut është më i rëndësishëm se ndërtimi i gurit!

Sot, shpesh ndodh të përballemi me ndërtime e kështjella luksoze, në brendësinë e të cilave shpesh gjenden familje të shkatërruara, familje me probleme. Shtëpi në kulmin e luksit, ku djali nuk komunikon me të atin, ku vajza nuk pyet më për nënën, ku vëllezërit kanë hasmëri me njëri-tjetrin, ku motrat nuk tolerojnë më në mes vete, ku shumë sjellje e tradita të brezit të shkuar, nuk praktikohen më, dhe janë zëvendësuar me tradita e sjellje shumë larg frymës së besimit.

Kam dëgjuar se dikur thoshin: "Nëse dëshiron të shkatërrosh një civilizim ke tri rrugë: shkatërrimin e familjes, shkatërrimin e arsimit dhe degradimin e shembullit. Që të shkatërrosh një familje, zhbëje rolin e nënës; bëje të turpërohet nga cilësimi: zonjë shtëpie! Që të shkatërrosh arsimin, nënvleftësoje vlerën e mësuesit në shoqëri, pakësoja pozitën, sa të bëhet qesharak para nxënësve të tij. Dhe, që të degradosh rolin e shembullit, sulmo dijetarët dhe mendimtarët, intelektualët. Fol keq për ta. Pakësoje pozitën e tyre, fut dyshime rreth tyre, derisa askush të mos dëgjojë më prej tyre a t'i ketë si shembull udhëzimi në jetë". Prandaj, kur të mos ekzistojë më nëna si djep edukimi, mësuesi si brumosës me dije e kulturë, këshilltar frymëzues dhe dijetari si shembull, kush do ta edukojë rininë dhe brezin e ri?

Dr. Sheuki ebu Khalil, në librin e tij të famshëm: "Kush e humbi Kuranin?", teksa trajton mirësinë e Kuranit në jetën praktike të myslimanëve, ndër të tjera thekson, se: "Fryti i parë dhe shembullor i mësimeve të Kuranit Famëlartë ishte personaliteti i Pejgamberit a.s. S'ka dyshim se ai ishte njeri me sjellje dhe edukatë engjëllore. Allahu qoftë i kënaqur me nënën e besimtarëve, zonjën Aishe, e cila, kur u pyet për sjelljen e të Dërguarit të Allahut a.s., tha: "Sjellja dhe morali i tij ishte Kurani, kënaqej me pëlqimin e tij dhe zemërohej me zemërimin e tij"[1]

Nga këtu, dua të sjell në vëmendjen tuaj një ngjarje të përmendur shpesh në predikimet fetare të imamëve dhe prijësve tanë islamë, ndër kohëra; atë të tre të rinjve që bashkëbiseduan dhe diskutuan në mes vete rreth adhurimit dhe pozitës së tyre në raport me fenë. Ja, si e paraqet sahabiu Enes ibën Malik r.a këtë ndodhi dhe reagimin e Pejgamberit a.s: Tre të rinj erdhën në shtëpinë e Profetit a.s., dhe e pyetën për adhurimin e tij. Kur mësuan për të dhe e krahasuan me veten e tyre, e gjetën adhurimin e tyre shumë larg dhe thanë: Po ku jemi ne me të Dërguarin e Zotit a.s., atij ia ka falur Allahu krejt gjynahet e bëra dhe të pabëra. I pari prej tyre tha: "Unë do të falem krejt natën, përgjithmonë". I dyti tha: "Ndërsa unë do të agjëroj krejt jetën, nuk do të prish asnjë ditë". I treti tha: "Ndërsa unë do të distancohem nga gratë dhe nuk do të martohem kurrë". Kur i Dërguari i Allahut mësoi për vendimin e tyre, erdhi i takoi dhe u tha: "Ju jeni ata që keni thënë kështu e ashtu? Ndërsa unë, pasha Allahun, jam më i përkushtuari ndaj Allahut ndër ju, dhe ai që i frikësohem më së shumti Atij! Por, unë edhe agjëroj (jashtë Ramazanit) edhe jo! Edhe falem natën, edhe fle! Dhe, martohem! Prandaj, kushdo që devijon nga tradita ime, ai nuk është prej meje!"[2]

Kjo ngjarje ka një mësim të madh për krejt ne, është një shtysë drejt ruajtjes për të mos e keqinterpretuar fenë, për të mos përzier dëshirat personale dhe interpretimet vetjake me thelbin e fesë dhe domethënien reale të teksteve të shenjta. Sepse, në të kundërt, pasojat



do të jenë të pa lavdëruara: ekstremizëm i fesë dhe teksteve të saj, devijim i shpirtit real të teksteve dhe prishje e ekuilibrave social në shfaqjen e myslimanit/ ëve në jetën e përditshme.

Dhe, mendoj se në këto 25 vjetët e fundit, ka plot shembuj dhe raste, kur individë a grupe shoqërore, kanë keqkuptuar tekstet tona fetare, kanë keqinterpretuar e keq prezantuar fenë dhe tekstet e saj, duke krijuar stereotipa me nuancë fetare në realitetet tona.

Unë mendoj se mungesa e edukatorëve të mirëfilltë islamë dhe leximet e paekuilibruara të fesë, shkaktojnë sjellje ekstreme në raport me leximin dhe më pas praktikumin e fesë në jetë.

Imam Ebu Hamid El-Gazali, tregon për një shpallje hyjnore në Teurat, ku Zoti i gjithësisë i drejtohet njeriut me këto fjalë: "O robi im, a nuk të vjen turp prej Meje?! Kur të vjen një dërgesë nga një prej vëllezërve të tu, teksa je duke ecur në rrugë, ndalesh, ulesh dhe nis ta lexosh atë fjalë-fjalë, duke u munduar të kuptosh përmbajtjen. Dhe, ja ku është Libri im, që ta zbrita. Shih si t'i kam sqaruar fjalët dhe t'i kam përsëritur ato, që të meditosh në kuptimet e tyre. Ndërkohë, ti largohesh prej tyre! A isha më pak se vëllezërit e tu, për ty?

O robi im, kur të vjen ndonjë prej vëllezërve, ulesh pranë tij me fytyrë të qeshur, ia dëgjon fjalët me zemër, saqë nëse dikush ndërhyn a të shqetëson me zhurmën e tij, i bën me shenjë që të heshtë, për të dëgjuar mikun tënd. Dhe, ja ku të afrohem dhe të flas, ndërkohë që ti largohesh me zemër nga Unë! A po më konsideron më pak se një prej vëllezërve të tu?!"[3]

Hafëz Ali Korça (1873-1957), në maj të vitit 1925, shkruan: "Kurani i madhënueshëm âsht nga ato muxhize që le gjer ditën e sotme që vleftën e ka mbajt, por edhe sa të jetë jeta ka me e mbajt. Pra, Hazreti Kurani ashtë një muxhize e përhershme, e përgjithëkohëshme dhe e pavdekshme. Si mund të vdesë, kur folës i tij ashtë Zoti i vërtetë, Vetë!

Sa për disa zotënij që akoma s'dinë pesë fjalë arebisht, qysh mundin të thonë se Kurani është kështu e ashtu?!

Përse ta zgjatim, sanscrita që mban librin e shenjtë Zind (Zend) vdiq, greqishtja e vjetër vdiq, latinishtja vdiq, ibranishtja vdiq. Edhe shumë gjuhë të tjera që përmbanin nga një libër të shenjtë vdiqën dhe në vënt të tyne lindën të tjera, por gjuha arabishtja në hije të mrekullisë të H. Kuranit hala rron, edhe sa të jetë bota do të rrojë! Edhe ndaj, populli mysliman do të mbretërojë!"[4]

Pra, me fjalë të tjera, ne kemi nevojë të menjëhershme ta lexojmë drejtë e ta kuptojmë si duhet fenë, mësimet e saj, moralin e saj, shpirtin dhe thelbin, me të cilin u shpall për njeriun, që jeta jonë në këtë botë, të jetë sa më e qetë dhe individi mysliman, të jetë i ruajtur, i matur dhe mesatar.

**Ekstremizmi përballë mesatarizmit**

Tema e ekstremizmit dhe mesatarizmit, si dy koncepte diametralisht të kundërta me njëra-tjetrën, lidhet në zanafillën e saj me sjelljen dhe prirjen morale e shpirtërore të secilit. D.m.th, një individ i edukuar, i ruajtur, i kulturuar, është e vështirë të devijojë në ekstremin e keqpërdorimit të teksteve fetare. Këtë e vërteton edhe realiteti i shumë të rinjve të pashkolluar e të paformuar intelektualisht, që duke u lidhur pas një boshti të caktuar argumentesh dhe faktesh të keq lexuara fetare, nisin dhe e dëshmojnë fenë në aparenca dhe lëvizje, që i bëjnë të dallueshëm nga të tjerët. Të mbyllur, të ngurtë, të ngrysur, të gatshëm për të kundërshtuar, të pamundshëm për të toleruar, të nxituar, me pak fjalë, ekstremisht të paformuar.

Imam Ibën Kajjim El-Xheuzijje (691-751), teksa ndalet pikërisht te ndikimi i epsheve dhe egos në jetën e njeriut, shkruan: "Domosdoshmërish duhet të dimë se gjynahet dhe devijimet dëmtojnë, dhe se dëmi i tyre për zemrën është si helmi për trupin. Çfarë i nxori dy prindërit tanë nga xheneti, vendi i kënaqësive, dritës e gëzimit, drejt vendit të dhembjes, mërzive dhe fatkeqësive? Çfarë e nxori Iblisin nga mbretëria e qiellit, duke e dëbuar e mallkuar?

Çfarë u bë shkak për mbytjen e banorëve të tokës, saqë uji mbërriti deri mbi majat e maleve? Çfarë u bë shkak që erërat e forta të përpinin popullin e Adit, duke i hedhur të vdekur mbi faqen e dheut?

Çfarë u bë shkak që fshatrat e popullit të Lutit të përmbyseshin mbi ta, duke i shkatërruar tërësisht si popull, dhe duke u pasuar ky shkatërrim me gurë që binin nga qielli, si dëshmi e një ndëshkimi të paprecedent? Çfarë u bë shkak që mbi popullin e Shuajbit të vërshonin retë e ndëshkimit, si hije të forta, prej të cilave dilte zjarr shkatërrues? Çfarë u bë shkak që Faraoni dhe njerëzit e tij të mbyteshin në det?

Në "Musnedin" e Imam Ahmedit, transmetohet nga Ummi Seleme, që thoshte: E kam dëgjuar Pejgamberin a.s., të thoshte: "Kur të shfaqen gjynahet në umetin tim, do t'i përfshijë Allahu me një ndëshkim nga ana e Tij" - I thashë: O i Dërguar i Allahut, a nuk do të ketë njerëz të mirë atë ditë? - Tha: Do të ketë! - I thashë: Po çfarë do të bëhet me ta? - Tha: Do të goditen nga ajo që do të godasë njerëzit, pastaj do të shkojnë në faljen e Allahut dhe pëlqimin e Tij".[5]

Ja realitetet e botës arabe islame, sot. Ja Egjipti, Siria, Iraku para tyre, ja Libia, ja Tunizia, ja Palestina e shumë e shumë raste e shembuj në këtë kontekst.

Sheh Qazim Hoxha (1893-1959), njëri prej shkollarëve të njohur shqiptarë në shekullin që kaloi, në një prej vazeve të tij të regjistruara me shkrim, thotë: "Pra, vllazën të dashtun, n'Ahiret kena me u pyet për veprimet e kësaj bote. Për veç shum ajeteve të Kuranit qi flasin për keté llogaritje, ka edhe shum hadithi sherife qi bâjnë fjalë për kété punë. Do të shkonte shum gjatë me i përmendë këtà ajete e hadithi sherife; por ne po përmendim vetëm nji hadithi sherif: "N'Ahiret njeriu nuk mund të luejë asnji kâmbë për pa u pyetë për katër gjâna: për jetën si e harxhoi, për trupin në ç'punë e shtiu, për dijen si e harxhoi, për mallin si e fitoi e ku e harxhoi"

Pika e tretë s'i përket vetëm hoxhës, sepse gjithsecili mund të dijë diçka e do të pyetet për aq sa din. Bije fjala secili e din se kamata, fajdexhillëku âsht punë e ligë; pra do të pyetet se a u kallzoi njerëzís qi këjo punë ásht e ligë dhe e ndalueme prej Perëndís".[6]

Pra, kur flasim për tematika të tilla si mesatarizmi a ekstremizmi në raportet e njeriut me fenë, fillimisht duhet të ndalemi te edukimi, te leximi i saktë i teksteve fetare dhe te vullneti individual për ta përhapur sa më shumë shembullin fetar në realitetet shoqërore.

Dua ta mbyll me shënimet e studiuesit islam të afirmuar, dr. Salahudin Keftaro, kur thotë: "Sa shumë e dëmtojnë fenë disa praktikantë të fesë! Ndonjëri prej tyre ndjek me korrektësi faljen e namazeve me xhemat në xhami, por ai është i pasjellshëm me gruan dhe fëmijët e tij! Ndonjëri prej tyre mburret me gjatësinë e mjekrës që mban, por mashtron në shitblerjen e tij! Shohim një të mbuluar, që ndjek me përpikëri ligjëratat e ndryshme javore, por është e paedukatë me nënën e saj! Shohim një ndjekës të takimeve periodike të edukimit dhe udhëzimit fetar, por që shquhet për thashetheme dhe ndezjen e ngatërresave në mesin e njerëzve! A është kjo feja? Jo, vëllezërit e mi! Origjina e dërgesës së profetit të nderuar dhe qëllimi i saj përmblidhet në thënien e tij a.s,: "Jam dërguar të plotësoj mirësjelljen!"[7]

Stereotipat e ekstremizmit fetar, si në hadithin me të cilin e nisa këtë ligjëratë, duhet të trajtohen me kujdes, ndërkohë, të gjithë ne jemi të ftuar ta jetojmë fenë tonë në normalitetin e kuptimit të saj, larg euforisë dhe ndjenjës së madhështisë individuale mbi të tjerët.

*Imam Muhamed B. Sytari, Myfti i Zonës Shkodër*

(1) Dr. Sheuki Ebu Khalil, "Men dajja al-Kur'an", botimi i tretë, Damask, 1986, f. 96. (2) Transmetuar nga Bukhariu dhe Muslimi, nga Enesi (r.a). (3) Ebu Hamid El-Gazali, vëll. I, f. 365. (4) H. ALI, "Muxhize e Hazreti Kuranit", revista "Zani i Naltë", nr. 3, vit' i II, Tiranë, 1925, f. 451-458. (Nga kolana "Zani i Naltë", vëllimi i parë: 1923-1924-1925, botimet KMSH, Tiranë, 2014). (Me përshtatje të lehtë. M.S). (5) Imam Ibn Kajjim El-Xheuzijje, "Ed-dau ved-devau", botimi i parë, Bejrut, 1990, f. 57-59. (6) Sheh Qazim Hoxha, "Ç'urdhënon Kurani?", tema: "Përse njeriu ka ambicie?", në revistën "Zani i Naltë", viti XIII, Kallnduer-Fruer 1938, nr. 1-2, f. 4-7. (7) Nga publikimet e tij në profilin zyrtar në fb, më 17 shkurt 2016.



Mr. Driton Arifi

# Alkooli dhe përdorimi i tij si materie "shëruese"

Qysh prej se Allahu i Lartëmadhëruar e bëri të ndaluar konsumimin e pijeve alkoolike në formën përfundimtare, janë hequr që të gjitha dilemat e dijetarëve islamë rreth normës së tij, ngase që të gjithë njëzëri pohojnë se çdo pije dehëse është e ndaluar për konsumim qoftë ajo sasi e madhe apo e vogël.

Ishin ajetet 90-91, të kaptinës El Maide, të cilat kishin zbritur në vitin e pestë pas hixhretit të Muhamedit a.s., në Medine, që ndaluan përfundimisht alkoolin. Në këto ajete Allahu zbriti: "O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveç se nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedh armiqësi mes jush, t'ju pengojë nga të përmendurit e Zotit dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)". (El Maide, 90-91). Në këto dy ajete ka disa elemente të qarta e të dukshme, që tregojnë në formë të drejtpërdrejt se alkooli pa asnjë dilemë është i ndaluar për konsum nga myslimanët.

Mirëpo, trajtesa jonë nuk synon diskutimin rreth normës parimore të konsumimit të alkoolit nga myslimanët, sepse kjo në fakt konsiderohet çështje e mbyllur dhe e përfunduar. Por, synon që të bëjë të qartë disa prej problematikave që kanë të bëjnë me përdorimin e alkoolit si "ilaç shërues" dhe në preparatet medikale. Thënë thjesht, synohet të kristalizohet norma e kurimit-mjekimit me anë të alkoolit.

### Përdorimi i verës-alkoolit për shërim

Është mjaft ironike të dëgjosh që disa njerëz sot tentojnë që të gjejnë justifikime boshe e irracionale vetëm për t'ia lejuar vetvetes konsumimin e alkoolit, kinse e bëjnë atë vetëm për shërim. Madje shpesh të tillët argumentohen me prononcime edhe të "mjekëve", të cilët iu sugjerojnë pacientëve të tyre konsumimin e ndonjë sasie të vogël të disa llojeve të birrave ose verërave, me pretekstin se kjo ndikon pozitivisht në eliminimin e disa parazitëve bakterial në kanalet e ushqimit e të pijes, tretjes, urinimit ose eventualisht në shërimin dhe shkrirjen e gurëve në veshkë, e tjera të ngjashme.

Përpjekja për të përdorur alkoolin si bar shërues në fakt është e hershme, dhe ishte prezente edhe në kohën e zbritjes së shpalljes. Një rast mjaft ilustrativ nga jeta e Muhamedit a.s., është edhe kur Tarik ibën Suvejd El-Xhufijj e kishte pyetur Muhamedin a.s. për alkoolin-verën, dhe ai ia kishte ndaluar (Tarikut) që ta prodhonte atë. E Tariku i kishte thënë: "Ne këtë e prodhojmë vetëm për shërim, ndërsa i Dërguari a.s., ia ktheu: "Ai nuk është shërues, ai është vetë sëmundja"[1].

Po kështu i drejtpërdrejt ishte edhe Abdullah ibën Mesudi r.a., kur ishte pyetur lidhur me përdorimin e alkoolit për shërim, duke thënë: "Vërtet Allahu nuk ua ka përcaktuar shërimin-ilaçin tuaj në ato gjëra që Ai ua ka ndaluar"[2].

E një e vërtetë e tillë, që është aprovuar nga burimet sheriatike islame tejet herët, është aprovuar dhe konstatuar po ashtu qysh në fillim të shekullit të kaluar në konferencën e 21-të "Për luftimin e konsumimit të alkoolit" që është mbajtur në Helsinki në vitin 1939, ku ishte thënë se: "Ai mjek që ia përshkruan në terapinë e pacientit të tij, pirjen e ndonjë doze alkooli si ilaç-bari shërues, në fakt i tilli është i prapambetur e naiv në aspektin mjekësor për më shumë se dhjetë vjet"[3].

### Mendimet e juristëve islamë rreth përdorimit të alkoolit si bar shërues

Juristët hanefitë, në kontekst të komentimit të hadítheve të lartpërmendura, kanë thënë se nuk lejohet që të bëhet shërimi i njeriut me gjëra të ndaluara, e më konkretisht me alkool në parim, me përjashtim nëse konstatohet në formë të prerë e të sigurt, se në përdorimin e tij ka ndonjë dobi, dhe me kusht që të mos gjendet asnjë alternativë tjetër që do ta zëvendësonte alkoolin në efektin e tij "shërues". E një konstatim të tillë, do të mund ta bënte vetë ai mjek që është i besueshëm dhe që ka kredibilitet shkencor në lëmin e tij.[4]

Madje dijetarët islamë janë pajtuar se në parim ndalohet përdorimi i cilitdo produkt alkoolik për shërim, pavarësisht sasinë që do të përdorej për një synim



të tillë, nëse për këtë nuk ekziston domosdoshmëria emergjente, e për të cilën nuk ka kurrfarë alternative tjetër që do ta zëvendësonte alkoolin. Madje disa prej juristëve maliki, e kanë ndaluar edhe lyerjen e ndonjë pjese të trupit me cilindo produkt të verës-alkoolit.

Këtë mendim ata e arsyetojnë nëpërmes analogjisë-kijasit, duke thënë se edhe ngrënia e mishit të derrit ose pirja e alkoolit nuk lejohet në parim, vetëm se na është lejuar me tekst nëse njeriu frikësohet se do të vdes nga uria e nuk ka diç tjetër për të ngrënë pos tij.

E ndër emrat e shquar të dijetarëve shafiitë që mbështesin afërsisht këtë mendim është edhe El-Izz ibën Abdus-Selam i cili thotë që: "Lejohet të shërohemi edhe me gjëra të ndyta, nëse për këtë ekziston domosdoshmëria e ruajtjes së jetës e shëndetit, por nuk lejohet të shërohemi me alkool, veçse në rast se dëshmohet se ai ka efekt shërues dhe nuk kemi asnjë zgjidhje tjetër për shërim". Po kështu mendojnë edhe Ibnul-Arabij dhe Kurtubiu nga dijetarët e shkollës juridike malikite[5].

Ndërsa, mendimi tjetër është përfaqësuar nga shumica dërmuese e dijetarëve të katër shkollave juridike, e që theksojnë se as në rast të domosdoshmërive emergjente nuk do të lejohej që të përdoren materiet alkoolike (është fjala për ato konsumuese), sepse në to nuk ka lënë i Gjithëdijshmi-Allahu asnjë dobi, qysh prej se e ka ndaluar atë për konsumim.

Këtë e mbështesin shumë dijetarë nga të gjitha medhhebet, siç është Muhamed ibën Eb Zehre nga hanefitët, i cili ka thënë që me ndalimin e alkoolit në realitet është mbyllur nga Ligjvënësi çdo mundësi e përfitimit prej tij, qoftë si pije, qoftë si bar shërues e të ngjashme. Pastaj ky mendim në fakt është fuqizuar edhe me hulumtime shkencore bashkëkohore që janë bërë në lëmin e mjekësisë, e të cilat dëshmojnë mos efikasitetin e alkoolit në shërim, siç u theksua edhe më lart.

### Alkooli mjekësor i përzier me elemente tjera kimike dhe norma e përdorimit të tij

Nëse u kuptua norma rreth alkoolit konsumues, atëherë është e rrugës që të trajtohet edhe norma e alkoolit, që sot përdorët gjerësisht në fushat e mjekësisë, si në farmaceutikë, ku një pjesë e madhe e barërave në përbërje të tyre kanë edhe alkool medikal.

Alkooli medikal përdorët si materie dezinfektuese e pastruese, pastaj si përbërës efikas në ruajtjen dhe konservimin afatgjatë të barërave të ndryshme. Pos kësaj ai shërben edhe si materie antibakteriale, që përdoret për evitimin e baktereve në kanalet e ushqimit e të tjera.

Këtu në fakt kemi të bëjmë me shndërrimin e alkoolit në materie tjetër, pasi që ai është bashkë dyzuar e përzier me materie tjera.

E rreth këtij lloji të alkoolit kemi mendimin e shumicës së dijetarëve bashkëkohorë, e një pjese jo të vogël edhe nga ata klasikë (këtu bëjnë pjesë hanefitët dhe malikitët dhe disa prej hanbelitëve), që theksojnë se lejohet përdorimi i barërave, element përbërës i të cilave është edhe alkooli, pasi që ky i fundit të jetë shkrirë e shndërruar në materie tjetër. Rezervat e veta për këtë çështje i kanë shprehur më tepër dijetarët e shkollës shafiite.

Por mendimi që sot veprohet gjerësisht në botën islame, është mendimi që e lejon përdorimin e alkoolit si preparat nëpër barëra, përderisa mungon ndonjë alternative tjetër. Dhe për këtë ka marrë vendim edhe "Akademia e Jurisprudencës Islame", në sesionin e tretë të mbajtur në Aman të Jordanisë në tetor të vitit 1986. Madje këtij mendimi i është konstatuar saktësia e tij edhe prej disa simpoziumeve juridiko-mjekësore islame, sikurse ai që është mbajtur në Kuvajt, në maj të vitit 1995 nga "Organizata Islame e Shkencave Mjekësore".

Mendimin e parë që e lejon përdorimin e alkoolit të tillë, ata e kanë mbështetur në faktin se alkooli po të fermentohej-thartohej e të shndërrohej vetvetiu në uthull do të lejohej pa asnjë diskutim, sepse në atë rast do të evitohej arsyeja për të cilën ka qenë e ndërlidhur norma e ndalueshmërisë, e që është dehja ose humbja e vetëdijes. E nëse do të lejohej po të shndërrohej në uthull, atëherë analogjia e shëndoshë na thotë se lejohet edhe kur të shndërrohet në materie tjera si preparate mjekësore.[6]

Ndërsa dijetarët islamë sugjerojnë vazhdimisht që të hulumtohen nga shkencëtarët materie tjera alternative pos alkoolit, e që do të mund të përdoreshin për të njëjtat synime, e me anë të të cilave do të arriheshin të njëjtat efekte dhe rezultate në lëmin e mjekësisë.

(1) Sahih Muslim (Nr. 1984), dhe Imam Ahmedi në "Musnedin" e tij (Nr. 18862). (2) Ebi Jusuf El-Kadi, El-Athar ( 1\227). Bot. Darul-Kutubul-Ilmijje. Bejrut. Pa vit dhe numër botimi. (3) Hukmu Et-Tedavi Bil-Muharrem, Abdul-Fet-tah Mahmud Idris ( fq. 66). Bot. i parë. 1993. Kajro. Pa shtëpi botuese fare. (4) Hashijetu Ibn Abidin- Red-dul-Muhtar alad-Durril-Muh'tar, Ibn Abidin (1\210). Bot. i dytë. Darul-Fikr. Bejrut. 1992. (5) El-Fikhul-Islamij Ve Edil-letuhu, Dr. Vehbetu Ez-Zuhejli (4\2609). Bot. i katërt. Darul-fikr. Damask. 2004. (6) Fikhul-Kadaja Et-Tibbijjetul-Muasireh, Dr. Alij Kardagij dhe Dr. Alij El-Muhamedijj. Darul-Beshair El-Islamijje. Bot. i katërt. 2011. Bejrut.



Bashkim Mehani

# Kurani nga këndvështrimi i Karen Armstrongut (1)

Një nga figurat më të spikatura të kohës sonë, e cila me objektivizëm tejet të rafinuar i qaset kulturës islame, pa dyshim se është Karen Armstrong, e cila përfaqëson një frymë të re kozmopolite dhe integruese, që u pasua dhe vazhdon të pasohet nga mendjet më të ndritura e vizionare të Lindjes e të Perëndimit, duke materializuar një frymë universale të integrimit të vlerave.

## Hyrje

Botëkuptimi i botës perëndimore ndaj kulturës, qytetërimit dhe besimit islam në përgjithësi, gjatë periudhave të ndryshme ka ndryshuar, varësisht nga niveli i zhvillimit të mendimit njerëzor, por edhe nën ndikimin e raporteve Lindje-Perëndim, të cilat jo rrallëherë kanë qenë të tensionuara dhe të indoktrinuara politikisht.

Evroperëndimorët në raport me Islamin kanë pasur dy lloje të botëkuptimeve: i pari injorues dhe përçmues deri në nihilizëm, dhe i dyti respektues dhe vlerësues.

Me botëkuptimin e dytë, shihet mundësia e integrimit të kulturave duke plotësuar njëra-tjetrën, e jo përplasja dhe dominimi ndaj tjetrit.

Ky qëndrim qytetërues, fisnik dhe vizionar i ka fillimet që me Gëten. Që atëherë, vazhduan idetë për thellimin e bashkëpunimit ndërkulturor për të respektuar tjetrin mbi baza reale, larg nga shpifjet dhe gënjeshtrat. Krishterët duhet t'i respektojnë vlerat e myslimanëve si: Kuranin dhe Muhamedin a.s., ashtu si e respektojnë myslimanët Isaun a.s., dhe librat e shpallura para Kuranit.

Në mesin e studiuesve evropianoperëndimorë të historisë dhe qytetërimit islam, shquhet një grup autorësh, të cilët edhe pse mund të futen në grupin e orientalistëve, nuk janë mirëfilli të tillë. Një nga figurat më të spikatura të kohës sonë, e cila me objektivizëm tejet të rafinuar i qaset kulturës islame, pa dyshim se është Karen Armstrong, e cila përfaqëson një frymë të re kozmopolite dhe integruese, që u pasua dhe vazhdon të pasohet nga mendjet më të ndritura e vizionare të Lindjes e të Perëndimit, duke materializuar një frymë universale të integrimit të vlerave. Ajo i ka trajtuar çështjet jo vetëm në mënyrë të saktë e të paanshme, por madje mund të thuhet edhe me simpati e me një dashamirësi që nuk kërkohet të fshihet fare.

## Çka praqet ky punim?

Ky punim synon të paraqes në pika të shkurtra qëndrimet e Armstrongut rreth Kuranit, të cilat i ka regjistruar në formë të librave, dokumentarëve televiziv apo intervistave, të cilat paraqesin një kontribut sa të rëndësishëm për botën perëndimore që ta njohin Islamin përmes gjuhës së tyre, po aq edhe për botën islame që të shohin një dritë në fund të tunelit, në perëndimin e kontaminuar nga vlerësimet subjektive dhe imperialiste ndaj Islamit.

## Biografi e shkurtër e Karen Armstrongut



Autorja Karen Armstrong, e cila është e respektuar nga të gjithë, si një studiuese objektive dhe e paanshme e fesë[1], lindi më 14 nëntor 1944, në Wildmoor të Anglisë nga një familje irlandeze. Është një autore dhe komentuese e njohur në librat e saj për krahasimin mes feve dhe Islamit.

Karen Armstrong ishte murgeshë katolike romane për shtatë vite, që nga mosha 18 vjeç, para se të largohej nga rendi i saj për shkak të zhgënjimit nga abuzimet fizike dhe psikologjike në manastir, për të studiuar gjuhën angleze në kolegjin "Shën Anne" të Oxfordit. Pas diplomimit vijoi studimet në PhD mbi poetin e njohur britanik Tennyson, dhe pasi shkroi disertacionin e




Islam: A Short History 2000 | The Great Transformation: ... 2006 | Muhammad: A Biography of the ... 1991 | Muhammad: A Prophet for Our T.. 2006 | Jerusalem: One City, Three Faiths 1996 | Through the narrow gate 1981

saj në temën që ishte miratuar nga komisioni universitar, nuk arriti ta mbrojë, me arsyetimin e ekzaminerëve të jashtëm, se tema ishte e pa përshtatshme. Armstrong nuk ka protestuar zyrtarisht për këtë vendim, dhe as që filloi temë të re, por në vend që të braktis shpresën për një karrierë akademike, ajo u ballafaqua me një periudhë tjetër në jetën e saj që u shënua nga gjendja e keqe shëndetësore, si shkak i përjetimeve të saj jetësore dhe u diagnositifikua me epilepsi[2].

Në vitin 1993, ajo u bë e njohur me librin e saj "Një Histori e Perëndisë: 4000 vjet në kërkim të Judaizmit, Krishterimit dhe Islamit". Puna e saj fokusohet në pikat e përbashkëta të feve të mëdha, të tilla si rëndësia e dhembshurisë dhe "Rregullit të Artë"[3]

Sot është njëra prej teologeve më autoritative, autore e shumë shkrimeve mbi religjionet botërore dhe themeluesit e tyre.[4]

### Kontributet e saj

- Është njëra prej 80 anëtarëve udhëheqëse të iniciativës "Aleanca e Civilizimeve", të cilën e ka emëruar ish-sekretari i OKB-së Kofi Anan, qëllimi i së cilës është lufta kundër ekstremizmit dhe forcimi i dialogut në mes të perëndimit dhe botës islame.[5]

- Në vitin 1976 Armstrong filloi të punoj si mësimdhënëse e gjuhës angleze në një shkollë dhe krahas asaj edhe shkruante një biografi të përvojës së saj në manastir, e cila u botua në vitin 1982.[6] Po atë vit ajo nisi një karrierë të re, si shkrimtare dhe prezantuese e pavarur, kurse në vitin 1984, televizioni britanik "Channel Four" e angazhoi për të shkruar dhe për të prezantuar një dokumentar televiziv mbi jetën e Shën Palin, gjë që ia mundësoi të vizitoj edhe Palestinën dhe Kudsin, për të përfituar një përvojë të re dhe mjaft interesante për historinë e të tri feve qiellore dhe një frymëzim për gjithë punën e saj të më vonshme.

Në librin e saj "Historia e Perëndisë", e përkthyer tashmë në më shumë se tridhjetë gjuhë[7], ajo përshkruan evolucionin e tri traditave më të mëdha fetare në ditët e sotme, që nga fillimet e saj, gjithashtu diskuton edhe për Hinduizmin dhe Budizmin. Më vonë boton edhe librin "Jerusalemi: Një qytet, tri besime". Ajo vazhdon të paraqitet edhe në shumë programe televizive, radio dhe publikime në revistat më të njohura britanike, në trajtim të historisë së besimit dhe kodifikimit të feve të mëdha në periudhën e njohur si "Axial Age" nga filozofi Karl Jaspers.[8]

- Ajo ishte anëtare e "Seminarit të Jezusit", një ekip studiuesish që bënin përpjekje për të hetuar themelet historike të krishterimit.

- Këshilltare për çështje fetare pran PBS (distributor i programeve televizive në Virgjinia) ku kishte prodhuar edhe serinë dokumentare "Muhamedi: Trashëgimia e një Profeti"[9]

- Në vitin 2007, Këshilli Fetar Islam i Singaporit e ka ftuar Armstrongun për të dhënë leksion në MUIS.

- Armstrong, ka dhënë mësim në kolegjin "Leo Baeck", një kolegj rabinit dhe qendër për edukim hebraik të vendosur në veri të Londrës, ajo thotë se ka qenë e frymëzuar sidomos nga tradita mbi praktikën dhe besimin hebrej.

(1) Edukata Islame, Revistë shkencore, kulturore islame tremujore, Viti XXXVI nr. 83/2007, Mr. Qemajl Morina, "Origjina e fundamentalizmave", fq.5. (2) www.alukah.net/ (27.03.2016). (3) Rregulla e Artë, ose etika e reciprocitetit është një parim moral apo parimi i altruizmit që gjendet në shumë kultura njerëzore dhe tek fetë, duke sugjeruar se mund të jetë e lidhur me natyrë themelore të njeriut. (A Dictionary of Philosophy. London: Pan Books in association with The MacMillan Press, fq.134). (4) www.islamgjakova.net/, Intervistë me Karen Armstrong botuar në revistën "Islamica", "Ndarjet në botën tonë nuk janë rezultat i religjioneve", Intervistoi Andrea Bistrich. (5) Po aty. (6) www.britannica.com/biography/Karen-Armstrong. (7) Karen Armstrong, Islami një histroi e shkurtër, Logos-A, Shkup, 2011, fq.4. (8) www.encyclopedia.com/doc/1O101-Axialage.html. (9) www.youtube.com/watch?v=bBCEzlkKUBU. (10) Majilis Ugama Islam Singapura (Muis).



Entela Hidri

# Motivimi i nxënësve, një derë drejt suksesit

Punonjësit më të mëdhenj të një shteti janë mësuesit, e motivimi është arma e tyre e suksesit.

Kur rritemi, ne kujtojmë me nostalgji vitet e fëmijërisë sonë të largët, në bankat e shkollës. Në mendje na vjen pamja e mësuesit tonë në atë kohë.

### Kemi pasur dy tipa mësuesish:

Mësues që na kanë penguar mendimet individualiste, na kanë turpëruar para shokëve të klasës, na kanë titulluar me emra fyes ose kanë shprehur parashikime negative për suksesin tonë të ardhshëm, kanë zbatuar rregulla të forta pa i përfillur ndjenjat, apo potencialet tona.

Ose na kujtohen mësues, të cilët na kanë frymëzuar të jemi kureshtarë e krijues, na kanë stimuluar në përpjekjet për të nxënë, kanë marrë në konsideratë idetë tona etj.

Këtu me pak fjalë ne emërtojmë mësues motivues ose jo, logjikshëm dalim te termi motivim. Çfarë kuptojmë me motivim?

Sistemi i shtytjes dhe nxitjes së aktivitetit intelektual, emocional, social. Pra, ky faktor shton dhe nxit aktivitetin dhe aktivizimin e nxënësve. Por për të ditur si duhet të sillemi ndaj një nxënësi, ne kemi imazhet tona të hershme të fëmijërisë, si rrjedhojë ne e kemi një model për sjelljen ndaj nxënësit tonë. Kur të mendojmë për motivimin na vjen menjëherë në mendje se ne kemi:

- motivim të brendshëm, pra shkalla me të cilën çdo nxënës merret me një veprimtari që të kënaqi kuriozitetin dhe interesin e tij për një dije të caktuar. Kjo ndodh në disa lëndë, që ti i do dhe i mëson me dëshirë. - motivim të jashtëm, ka të bëj me shpërblimin dhe vlerësimin pozitiv nga të tjerët. Pra, ky lloj motivimi bëhet për notë, për sedër, që ai mos të marrë vlerësime negative.

- shpresë për sukses, në lidhje me një detyrë që fëmija merr përsipër ta zgjidhi dhe shpreson të ketë sukses, në varësi të kapaciteteve që zotëron. Ky sukses është afatgjatë dhe afatshkurtër. Në varësi të dijeve dhe stadit të shkollimit ku këta fëmijë janë.

### Entuziazmi

Ekzistojnë disa mënyra të përgjithshme për të bërë një motivim pozitiv te nxënësit në drejtim të mësimdhënies dhe mësim nxënies nga ana e mësuesit. Një nga mënyrat është: entuziazmi.

Mendohet se entuziazmi shpreh rrezatim, dritë, shpresë, gëzim, motivim të cilat i duhen nxënësit për të ecur përpara në jetën shkollore, por jo vetëm shkollore, por edhe në jetë. Duke u nisur nga këto, mësuesit të cilët shprehin entuziazëm të vërtetë dhe interes në subjektin e tyre, ka të ngjarë që të shprehin te nxënësi një dëshirë për të mësuar e për të punuar. Nxënësi te mësuesi duhet të shikoj shembull dhe model, shpresë dhe ndjenjë suksesi. Mësuesi duhet të jetë i aftë të futet në ndërgjegjen e nxënësit që të kuptojë emocionet, frikën, ngacmimet,



pyetjet që lindin brenda tij, në mënyrë që ai t'i njohë pikat e forta e të dobëta të nxënësit, për të punuar mbi to dhe për të nxjerrë një rezultat të kënaqshëm.

Angazhimi i mësuesit në punë është një nga mënyrat për të arritur motivimin, mësuesi angazhohet seriozisht për të njohur, vlerësuar dhe nxitur fëmijët sipas kapaciteteve dhe aftësive që ata kanë. Shqetësimi për fëmijët se si ndihen ata në klasë, do të tregojë angazhimin e mësuesit në punë. Ai duhet të gjejë kohë për të folur për interesat personale të nxënësit, për problemet e tij që ka brenda apo jashtë klasës, duke u bërë deri diku edhe një faktor i rëndësishëm për zgjidhjen e tyre. Zgjerimi i përgjegjësive të mësuesit përkundrejt këtyre problemeve ngjall interes të shtuar tek nxënësit, bën që ai ta ndjejë veten në qendër të vëmendjes, se gjithçka bëhet për t'i ardhur në ndihmë atij, por gjithmonë pa i kaluar caqet dhe rregullat që ka një shkollë.

Reagimi i mësuesit kur jep vërejtje ka një ndikim të madh në motivimin e tyre, ndaj nëse mësuesi do që nxënësi të përmirësohet, duhet të identifikojë pikat e tij të forta në mënyrë që të dijë si ta këshillojë, të jetë i qartë dhe konstruktiv në lidhje me ndonjë dobësi të nxënësit, të ofrojë mundësi se si nxënësi mund të përmirësohet me punën e tij, gjithmonë duke vlerësuar përpjekjet që ai bën.

Mirëkuptimi. Një mënyrë tjetër është mirëkuptimi. Para së gjithash mësuesi duhet të jetë mirëkuptues ndaj nxënëseve të tij. Të jetë gjithmonë i hapur dhe tolerant me të, të dijë të analizojë sjelljet e tij dhe të mundohet t'i jap një zgjidhje sa më efektive. T'u tregojë nxënësve që përveç mësues, ai di të jetë edhe një shok shumë i mirë, këshillues kur ata kanë nevojë.

Vlerësimi i mësuesit është jo më pak i rëndësishëm se mënyrat e tjera. Mësuesi duhet të nxisë nxënësin të jap mendimin, apo opinionin e tij lidhur me një temë ose diskutim që bëhet në klasë duke i treguar që ato do të vlerësohen nga ana juaj, duhet t'i japi nxënësit kohë në mënyrë që t'i ofrojë mundësinë që të reflektojë mbi gjërat e përvojat e tyre personale dhe ndjenjat e tyre mbi temën, të nxisë imagjinatën e nxënësve në mënyrë që të marrë përgjigje sa më afër temës së dhënë, gjithmonë duke vlerësuar përgjigjet e dhëna. Vlerësimi i mësuesit është shumë i rëndësishëm, sidomos për ata nxënës që nuk kanë guximin të shprehen qoftë edhe kur ata e dinë, por kanë frikë se mos gabojnë duke bërë një figurë të keqe para klasës, sidomos para mësuesit. Këta janë nxënës shumë emotiv dhe një vlerësim negativ nga ana e mësuesit do t'i mbyllte më shumë në vetvete, duke bërë që të mos shpreheshin më, ndaj mësuesi duhet të jetë shumë i kujdesshëm me këta nxënës dhe t'i vlerësoj përgjigjet e tyre në mënyrë të atillë që gjykimi mos t'u vrasë sedrën.

Pra një mësues duhet ta ndihmojë të rritet një fëmijë dhe jo ta dëmtojë personalitetin e një fëmije, si rrjedhojë ne duhet t'i mbështesim fëmijët kur ata rriten dhe formohen si personalitete. Për të gjithë mësuesit: "Punoni me shpirt, sepse nga duart tuaja varet e nesërmja".





Amir Sulltan

# Arsimi në Kosovë, luftë për identitet (2)

Në bisedën në vijim do të sjellim pikëpamjet e prof. Zenel Kelmendit rektor i Universitetit shqiptar dhe zëvendësit të tij Ahmet Geca:

Cila është gjendja e përgjithshme e arsimit në Kosovë?

Universiteti i Prishtinës është themeluar në vitin 1970, dhe vazhdoi punën në kushte të shtypjes dhe persekutimit serb, derisa qeveria serbe mori vendim për anulimin e autonomisë së Kosovës, më 23 mars të vitit 1989. Ajo nuk u mjaftua vetëm me këtë, por mori vendimin për mbylljen e Universitetit të vetëm të Kosovës, duke i përzënë të gjithë kuadrot shkencore që punonin në të. Qeveria serbe gjatë fushatës së saj përdori metodat dhe mjetet më të vrazhda, të cilat nuk i kursyen punëtorët e thjeshtë e as nëpunësit, por nuk u kursyen as të sëmurit, të cilët ishin të shtrirë në Qendrën e Klinikës Universitare, duke u detyruar ta lëshojnë spitalin të sëmurë. Në këtë mënyrë ata shkatërruan çdo send që frymonte shqip apo kishte lidhje me shqiptarët. Në këtë mënyrë pra, shqiptarët u zhveshën nga arsimimi dhe nga çdo send që kishte të bënte me të. Nëse ne para anulimit të autonomisë ishim të okupuar pjesërisht tash u bëmë të okupuar tërësisht. Kështu pra jeta u paralizua në tërësi. Në këto rrethana të pashpresë udhëheqësit e arsimit vendosën të gjejnë alternativën e arsimimit shqip. U vendos për domosdoshmërinë e vazhdimit të arsimit universitar paralel në gjuhën shqipe me gjithë përdhunimin e tij. U morëm vesh që mbi dyzet mijë nxënës të vazhdojnë studimet e tyre universitare. Në këtë aspekt hasëm në mirëkuptimin e disa njerëzve shqiptarë, të cilët na ndihmuan duke i kthyer shtëpitë dhe lokalet e tyre në shkolla apo amfiteatër të universitetit. Kështu mundëm të siguronim disa vende për mbajtjen e mësimit. Në ndërkohë që arsimtarët dhe profesorët punuan vullnetarisht, duke refuzuar të marrin paga për punën e tyre. Shumë prej tyre iu nënshtruan maltretimeve, arrestimeve, torturimeve nga ana e autoriteteve qeveritare serbe. Shpeshherë policia serbe ndërmerrte fushata të bastisjes nëpër shtëpitë-shkolla, ku i plaçkiste dhe i maltretonte nxënësit dhe studentët, duke ua marrë edhe lapsat prej dorës. Kësaj fushate ndëshkuese nuk i kishte shpëtuar as rektori që ishte para meje, nën akuzën se po e mbante gjallë arsimin në gjuhën shqipe.




Cili ishte reagimi juaj?

Reagimi ynë ishte rezistenca pasive. Puna në Universitet po vazhdon. Në Universitet kemi mbi njëzet mijë studentë, të cilët ndjekin studimet në 14 fakultete dhe në shtatë shkolla të larta.

Përse i tërë ky mund, në kohën kur Papoviqi

### pohon se dyert e Universitetit janë të hapura për të gjithë?!

Të gjithë e njohin mënyrën se si mendon Papoviqi, prej kohës kur ishte student në Universitet. Është e njohur për çdo kënd, se ai nuk është vetëm një zëdhënës i zotërisë së tij në Beograd, Sllobodan Milloshevigit. Ne nuk do të pranojmë në asnjë mënyrë që fëmijët tanë të mësojnë sipas plan-programeve serbe që të mos humbim identitetin tonë. Strategjia serbe në fushën e arsimit është e vjetër dhe e njohur kundër shqiptarëve. Akademia Serbe e Shkencave ka publikuar disa raporte zyrtare, ku pasqyrohet qëndrimi i Serbisë ndaj shqiptarëve, asgjësimi tyre apo shpërngulja e tyre jashtë Kosovës. Është normale që Papoviqi të deklarojë para medieve se Universiteti është i hapur, por me çfarë kushtesh? Këtu ndërhyn prof. Ahmet Geca. Në kohën kur në Kosovë ishte në fuqi autonomia, administrata shqiptare e Universitetit besonte në domosdoshmërinë e bashkëjetesës për këtë, ajo kishte vendosur që serbët të mësonin në gjuhën e tyre amtare edhe pse serbët nuk e përbënin as një të tretën e numrit të studentëve, kurse shqiptarët të mësonin në gjuhën shqipe. Në ndërkohë që administrata e sotme e dhunshme insiston t'u imponojë gjuhën serbe të gjithëve, edhe pse siç është e njohur për çdokënd se studentët shqiptarë përbëjnë shumicën dërrmuese. Vlen të theksohet se edhe shpallja për fillimin e vitit të ri akademik bëhet vetëm në gjuhën serbe edhe pse studentët serbë nuk e përbëjnë as një të tretën e studentëve!

### Përdorimi i dy gjuhëve, shqipe dhe asaj serbe a është bërë në suaza të ligjit?

Në kohën kur autoritetet e ish-Federatës Jugosllave vendosën themelimin e Universitetit të Prishtinës, në vitin 1970, patën për qëllim që shqiptarët të kenë universitetin e tyre të parë në gjuhën shqipe në Jugosllavi, për arsye se ata nuk kishin fakultete apo shkolla të larta në gjuhën shqipe. Ndërkohë që me rastin e themelimit të Universitetit, udhëheqësit shqiptar deshën të tregojnë qëllimin e tyre të mirë dhe vullnetin për bashkëjetesë, tolerancë dhe ruajtjen e të drejtave të të tjerëve për ç'gjë u lejoi serbëve të studiojnë në gjuhën e tyre amtare.

### Papoviqi mendon se Universiteti nuk ka të bëjë asgjë me ruajtjen e identitetit?!

Është krejtësisht normale që Universiteti të jetë institucioni më i lartë për ruajtjen e identitetit. Asnjë komb në botë nuk mund ta paramendojë ekzistencën e tij pa universitet, për arsye se qytetarët e atij vendi nuk mund të përparojnë e as të zhvillohen në mungesë të arsimimit të lartë, të cilin e siguron universiteti. Me rastin e Kosovës, serbët mendojnë se pranimi i ekzistimit të universitetit për shqiptarët në gjuhën shqipe, nga ana e tyre do të thotë pranim se ne jemi shumicë, ndërkohë që ata dëshirojnë të vërtetojnë se ne jemi vetëm një pakicë.

### Serbët pohojnë se pakicat në kuadër të shtetit tjetër nuk mund të kenë universitet?

Ky konstatim nuk është i qëndrueshëm. Në shumë vende evropiane kemi pakica, numri i të cilave nuk arrin as dyqind mijë banorë që kanë universitete në gjuhët e tyre, siç është rasti i Suedisë për shembull. Për këtë është e drejtë e jona që ne mos të pranojmë sistemin e arsimit të Serbisë, në kohën kur ne jemi shumicë dërrmuese në Kosovë. Nëse serbët duan të na privojnë nga arsimimi në gjuhën shqipe, përse atëherë nuk na kthyen në objektet shkollore dhe ato universitare, të cilat i kemi ndërtuar me kontributet tona, kurse ata të ndërtojnë shkolla dhe universitet shtetëror apo privat me mjetet e veta apo të qeverisë serbe? Ne jemi të vetëdijshëm se ata nuk do të na kthejnë objektet shkollore apo universitare, sepse ata duan që ne të mos mund ta vazhdojmë projektin tonë kombëtar të arsimimit. Por, ne nuk do të ndalemi derisa ta realizojmë projektin tanë në tërësi, edhe nëse realizimi i tij do të na kushtonte me flijimin e të gjithë shqiptarëve.

### Rektori serb thotë se gjatë katër vjetëve të kaluara 157 studentë shqiptarë janë diplomuar nga universiteti ynë në gjuhën serbe, saktësisht nga Fakulteti i Mjekësisë?

Ky është një realitet me anë të të cilit dëshirohet shtrembërimi i së vërtetës. Ai i cili nuk ka njohuri se spitalet në Kosovë refuzojnë sipas direktivave të administratës serbe t'i njohin diplomat e fakultetit paralel të mjekësisë në gjuhën shqipe, për këtë të diplomuarit shqiptarë detyrohen të regjistrohen në universitetin e okupuar në gjuhën serbe për të marrë diplomën me anë të së cilës u lejohet të punojnë në spitalet e Kosovës.

### Cili është qëndrimi i organizatave ndërkombëtare të arsimit ndaj Universitetit tuaj?

Diplomat e Universitetit tonë pranohen në të gjitha universitet e botës. Universiteti ynë është anëtar në Organizatën e Përgjithshme të Universiteteve Evropiane. Në diplomat tona shkruan në gjuhën shqipe: Universiteti i Prishtinës. Meqenëse organizatat ndërkombëtare të arsimit e dinë nivelin e arsimit tonë, për këtë ne nuk ballafaqohemi me kurrfarë problemesh



lidhur me njohjen e diplomave tona. Sa i përket Universitetit serb nën masat e dhunshme nuk kemi njohuri për marrëdhëniet e tij me universitetet tjera.

Në kohën kur udhëheqësia e Universitetit bën përpjekje mbinjerëzore për vazhdimin e arsimimit të lartë, në anën tjetër shohim se arsimimi fetar islam po përjeton një përparim të dukshëm me gjithë mundësitë e kufizuara. Arsimimi islam mbikëqyret nga Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës, në krye të së cilës është dr. Rexhep Boja. Arsimimi islam zhvillohet në dy nivele: I pari, është i nivelit të mesëm, kurse i dyti në nivel të Fakultetit të Studimeve Islame. I pari zhvillohet në Medresenë e Mesme "Alaudin' të Prishtinës, e cila zhvillon veprimtarinë e saj arsimore që nga viti 1952. Deri më tani kanë mbaruar atë më shumë se 1.100 nxënës. Një numër i konsiderueshëm prej tyre kanë vazhduar studimet në universitete islame në vende të ndryshme si në: Arabinë Saudite, Egjipt, Jordani, Sudan, Libi etj. Ahmet Sadriu, nënkryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës, e përshkruan Medresenë e Mesme "Alaudin" si simbol të rezistencës dhe luftës së shqiptarëve për pavarësi kundër dominimit dhe okupimit serb. Në saje të përpjekjeve të saj të vazhdueshme gjatë okupimit serb, ajo u kthye në seli, ku mbaheshin takime të të gjitha niveleve si: politike, kulturore, shoqërore, sindikale, fetare etj., sepse ishte vendi i vetëm ku okupatori serb nuk kishte mundur ta okupojë.

Në Medresenë e Mesme "Alaudin", gjatë katër vjetëve mësohen 25 lëndë, ato janë: Kurani, hadithi, tefsiri, akaidi, fikhu, ahlaku, usuli fikhu, historia islame, gjuha arabe, gjuha shqipe, gjuha turke, gjuha angleze, historia, gjeografia, biologjia, pedagogjia, psikologjia, mbrojtja qytetare, informatika, edukata fizike, matematika, kimia dhe fizika.

Arsimimi i lartë islam përfaqësohet në Fakultetin e Studimeve Islame, për ç'gjë prodekani, Qemajl Morina deklaron: se ekziston një interesim shumë i madh i të rinjve tanë për t'u regjistruar në këtë Fakultet. Ndërkohë, që Xhabir Hamiti, sekretar, pohon se Fakulteti është themeluar në vitin 1992, dhe është i vetmi institucion i lartë edukativo-arsimor, në Ballkan, por edhe në botë, ku ligjërohet në gjuhën shqipe. Në Fakultet pranohen studentë nga Kosova, Maqedonia, Shqipëria, Mali i Zi si dhe nga vende tjera. Studimet zgjasin katër vjet. Në Fakultet pranohen studentë, të cilët kanë përfunduar Medresenë e Mesme, apo shkollat e përgjithshme. Me rastin e pranimit të kandidatëve të rinj organizohet testim me shkrim për të gjithë të pranishmit. Ata që e kalojnë provimin me shkrim janë të pranuar. Numri i studentëve arrin në 200.

Arsimimi në Kosovë me të gjitha degët dhe nivelet e tij po ballafaqohet me vështirësi të mëdha financiare pas bllokadës së imponuar nga ana e Serbisë. Për këtë, përgjegjësit e institucioneve arsimore të Kosovës u bëjnë apel qeverive dhe organizatave të botës islame që t'u dalin në ndihmë qoftë materialisht apo në formë bursash për studentët që të përgatisin kuadro shkencore për ta ruajtur identitetin e tyre shqiptaro-islam derisa ta fitojë Kosova pavarësinë e saj.

*Përktheu nga arabishtja: Qemajl Morina*

*Marrë nga revista "Al- Ma'rife", nr. 42, 15 dhjetor 2011*



Mr. Besim Mehmeti

# Mbulesa e Qabesë/Kisva (2)

**Periudha Emevite (41-132 h. / 661-750 g.)**

Në kohën e Emevive, Mu'aviu bin Ebi Sufjani, mbuloi Qabenë me mbulesat e kadifesë, dhe atë në ditën e Ashures, dhe me një mbulesë tjetër me rroba Kopte në fund të Ramazanit. Gjithashtu vazhdoi me të njëjtin material edhe Jezid bin Muavije, si dhe Abdullah ibn Ez-Zubejr, dhe Abdul Malik bin Marvan[1].

**Periudha Abasite (132-656h. / 750-1258g.)**

Në kohën e Abasive, pasuria e shtetit Islam u shtua dhe kufijtë e këtij shteti arritën deri në Kinë. Kjo pasuri hapi mundësi të lulëzimit të shtetit në të gjitha fushat e jetës. Andaj edhe kujdesi ndaj mbulesës së Qabesë u shtua. Kështu që në kohën e tyre, u kërkua lloji më i mirë i mëndafshit. Këtë ata e gjetën në Egjipt në qytetin Tenis (Bur Saidi i sotëm). Aty u prodhuan mbulesat më të mira nga njerëzit mjeshtër në qepje dhe thurje. Afër këtij qyteti ishin dy fshatra, Tona dhe Shata të njohura me qëndisje.

Në vitin 160 h. kalifi Mehdi El-Abasi vizitoi Qabenë, dhe aty kujdestarët e Qabesë u ankuan, se Qabeja po mbulohet me mbulesa të shumta dhe kjo rëndon objektin me peshë, andaj kishin frikë nga rrënimi i saj. Kështu që ai dha urdhër të zhvishet nga të gjitha mbulesat, dhe të ngelet me një mbulesë, gjë që praktikohet edhe në ditët e sotme.[2] Ai gjithashtu urdhëroi të pastrohet dhe lahet me miskë dhe të parfumohet me parfume nga më të shtrenjtat, dhe ngjyrë qelibari. Në kohën e kalifit Harun Er-Reshid 190 h. mbulesa e Qabesë me urdhër të tij u mbulua dy herë në vit, me mbulesa të prodhuara në fshatin Tona në Egjipt.

Kurse kalifi Memun, në vitin 206 h. e mbuloi Qabenë tri herë në vit: me brokadë mëndafshi të kuq me datën tetë të Dhul-Hixhxhes, pastaj me rroba të bardha Kopte ditën e parë të muajit Rexheb, dhe me mbulesa të kadifesë në ditën njëzet e nëntë Ramazan. Pastaj kalifi Xhafer El-Mutevekil, urdhëroi që të shtohet mbulesa dhe të ndërrohet çdo dy muaj. Ndërsa kalifi En Nasir El-Abasi urdhëroi që mbulesa e Qabesë një herë të bëhet me mbulesë të gjelbër, pastaj me ngjyrë të zezë, dhe mu nga kjo kohë ngjyra e mbulesës së Qabesë ngelet e zezë deri në ditët e sotme. Në kohën e Abasive, mbulesa e Qabesë filloi të zbukurohet me mbishkrime, ku kalifët shkruanin emrat e tyre mbi mbulesë, duke vendosur vendin e prodhimit dhe datën, ashtu siç ndodh edhe në ditët e sotme .

**Periudha e Memalikve (648-922h. / 1250 -1517g)**

Pas rënies së kalifatit Abasit në vitin 656 h., i pari që mbuloi Qabenë, ishte një mbret nga mbretërit Egjiptian mbreti Dhahir Bibers El Bandakavi, kështu që mbulesa e Qabesë vazhdoi në atë kohë të vinte herë nga Egjipti e herë nga Jemeni. Deri në kohën e mbretit Ismail bin Nasir bin Kalavun, i cili në vitin 750 bleu tri fshatra nga fshatrat e rajonit të Kaljubijes në Egjipt; Bisus, Sendebis, dhe Ebu El-Gajt dhe i pagoi me para nga Bejtul Mali (thesari i shtetit) dhe i dorëzoi vakëf të veçantë dhe enkas për punimin e mbulesës së Qabesë "Kisva". Ky vakëf në atë kohë sillte të hyra mbi 8900 dërhem. Kjo gjendje vazhdoi deri në kohën e Sulltan Osman Sulejmanit[3]. Kujdesi për mbulesën e Qabesë ishte shumë i madh, dhe kishin interesim shumë popuj të kujdeseshin për të, kështu që kishte tentativa edhe nga Persianët dhe Iraku ta bënin këtë nder, por sulltanët e Memalikve refuzuan dhe u kujdesën personalisht për ta ruajtur këtë nder.

**Periudha Osmane (680-1342h / 1281-1924g)**

Në kohën e Osmanlinjve kjo traditë vazhdoi duke përparuar çdo herë e me shumë dhe duke përfituar nga zhvillimet e reja në fusha të ndryshme si në prodhimtari, shkencë etj.

Në një rast Sulltan Selimi i parë në vitin 923 h. ishte duke dëgjuar një hytbe në xhaminë e Emevive, kur imami i xhamisë u lut për Sulltanin, duke e quajtur "Sunduesi i dy haremeve" (të Mekës dhe të Medinës), por Sulltani me të dëgjuar këtë e ndryshoi dhe nga ajo kohë Sulltani mori për vete titullin "Shërbyesi (Kujde-



stari) i dy haremeve”[4], titull ky që përdoret sot edhe nga mbretërit e Arabisë Saudite. Sulltan Selimi i parë tregoi kujdes të veçantë për të dy haremet. Më pas në kohën e Sulltan Sulejmanit, duke parë së vakëfi i lartpërmendur që ishte enkas për dy haremet nuk po mjaftonte, dhe duke pasur parasysh se ishin dobësuar të hyrat nga ai vakëf, në vitin 947 h., ai urdhëroi që të blihen edhe shtatë fshatra të tjera, duke shtuar numrin në dhjetë fshatra, gjë që mundësoi të hyra të qëndrueshme dhe të bollshme për punimin e mbulesës së Qabesë. Kujdesi i Sulltanëve Osman për të dy haremet ishte shumë i madh, ata shfrytëzonin çdo rast dhe mundësi për ta shfaqur këtë kujdes, duke nderuar dhe respektuar banorët dhe udhëheqësit e Mekës.[5]

### Sundimi i Muhamed Ali Pashës (1805-1848g)

Në kohën e Muhamed Ali Pashës, kur Imam Saudi i Madh, shtriu sundimin e parë mbi Hixhazin, në atë kohë ndodhi konflikti i njohur te historianët si rasti “El-Mahmel” mes forcave të tij dhe udhëheqësit të karvanit të mbulesës së Qabesë, të dërguar nga Egjipti. Në këtë periudhë u ndërpre dërgimi i mbulesës së Qabesë nga Egjipti[6]. Gjatë kësaj kohe Imam Saudi e mbulonte Qabenë me mëndafsh të kuq pa shkrime mbi të.

Në vitin 1228 h.-1813 g., ushtria e Muhamed Ali Pashës përmbysi shtetin Saud të Parë me fitoren e tyre në Dir’ije afër Riadit të sotëm, kështu që sundimi osman u rikthye në Hixhaz. Me të shtrirë pushtetin e tij, shteti Osman rifilloi dërgimin e mbulesës së Qabesë nga Egjipti.

Në vitin 1233 h.-1817 g., u themelua shtëpia e prodhimit të mbulesës “Kisves” në lagjen “El Haranfash” në Kajro, një lagje e njohur që gjendet në udhëkryqin e dy rrugëve asaj të Sirianëve dhe sheshit Bab Sharia, kjo shtëpi ende gjendet në Egjipt dhe në brendësinë e saj ende ruhet mbulesa e fundit e prodhuar në Egjipt.[7]

Pra, mund të vërejmë së mbulesa e Qabesë gjatë historisë së saj kryesisht prodhohej në Egjipt dhe dërgohej në Mekë, me përjashtim të disa periudhave të shkurtra dhe për shkaqe politike, deri në vitin 1962. Pas këtij viti prodhimi i mbulesës së Qabesë bëhet në Arabinë Saudite.

(1) https://ar.wikipedia.org/wiki/(2) http://factory.gph.gov.sa/index.html 11/03/2016. (3) https://ar.wikipedia.org/wiki/#cite_note-factory.gph.gov.sa-5. 11/03/2016. (4) Ibrahim El-HashimiEl-Emir, El-ishrafalael-mueteninbited-vinensabel-eshraf, 1/353, MuesetEr-Rejjan, Bejrut, Liban. (5) http://factory.gph.gov.sa/index.html 11/03/2016 (6) http://www.kingsaud.org/ar/history/article/al-mahmal-incident-in-1925/217. 11/03/2016. (7) https://ar.wikipedia.org/wiki/#cite_note-factory.gph.gov.sa-5 11/03/2016.

Idriz Meholli

# Tregimi për përmbytjen në "Epin e Gilgameshit" dhe librat fetarë (2)



Në këtë mënyrë, vargjet e rrëfyera në "Epin e Gilgameshit", i vërtetojnë rrëfimet biblike dhe kuranore për vërshimin e ujit që shkaktoi përmbytjen, përmes qiellit dhe tokës. Pasi qyteti i Shuripakut ishte pranë lumit Eufrat, tregimtari popullor, shkaqet e kësaj përmbytjeje i mendoi vetëm si pasojë e rënies së shirave të shumtë për gjashtë ditë pa u ndalur. E vërshimin e këtij lumi në qytet, e trajtoi si rezultat i rënies së shirave, ndonëse vërshimi i tij nuk përmendet në këtë ep.

### Përmasat e përmbytjes

Në librat e shenjtë, në Kuran dhe Bibël, theksohet se përmbytja ka ndodhur si pasojë e mëkateve të shumta që i ka bërë populli i Nuhit (Noas), dhe për këtë arsye pasoi ndëshkimi hyjnor. Në "Epin e Gilgameshit", siç e kemi theksuar edhe më lart, nuk përmendet mëkati i banorëve të qytetit të Shuripakut, por tregohet injorimi, largimi dhe ndëshkimi i këtyre banorëve nga ana e perëndive, të cilët më herët i kishin dashur dhe mëshiruar. Pra, edhe në këtë vepër aludohet te mëkati i shkaktuar nga këta banorë, i cili solli largimin nga perënditë dhe ndëshkimin e tyre me anë të përmbytjes.

Studiuesit e librave të shenjtë fetarë theksojnë se ka një dallim të theksuar në mes të variantit kuranor dhe atij biblik, sa i përket përmasave që solli kjo përmbytje. Gjithnjë, sipas studiuesve, përmbytja në variantin e treguar në Bibël, ishte universale për tërë njerëzimin mëkatarë. Pra, ajo ishte globale, jo vetëm ndaj një populli të caktuar. Ndërsa në Kuran, përmbytja është drejtuar vetëm ndaj një populli, përkatësisht, ndaj popullit të profetit Nuh. Ajo nuk ishte drejtuar kundër tërë njerëzimit.

Përmasat e përmbytjes në tregimin që gjendet në "Epin e Gilgameshit", janë të ngjashme me përmasat e përmbytjes të treguar në librin e shenjtë të Kuranit. Përmbytja i drejtohet vetëm banorëve të qytetit Shuripak, pra popullit të Utnapishtimit. Ashtu sikurse në librat fetarë, edhe në "Epin e Gilgameshit", është vendimi i perëndive që t'i ndëshkojnë banorët e qytetit Shuripak me anë të kësaj forme të ndëshkimit. Është një gjë e ditur se në kohët e lashta, civilizimet kanë lindur dhe janë zhvilluar nëpër qytetet që kanë qenë të ndërtuara afër lumenjve. Në këtë kontekst, edhe qyteti i Shuripakut duhej të ketë qenë një qytet i civilizuar sumerian. Kjo gjë vërehet duke u bazuar në figurën e Gilgameshit, i cili sipas mendimit të arkeologëve, duhet të ketë qenë një person real, gjegjësisht, një mbret i ndonjë fisi të sumerëve, pasi emri i tij është gjetur në listën e mbretërve sumerianë. Po ashtu, sipas këtij epi, Gilgameshi, është pasardhës i Utnapishtimit, njeriut që e kishte ndërtuar barkën për të shpëtuar nga përmbytja. Edhe pse sipas epit në fjalë, Gilgameshi është mbret i qytetit të Urukut, ky fakt nuk mund ta rrëzojë hipotezën se të dyja qytetet, kanë qenë qytete sumeriane, dhe ndëshkimi hyjnor është drejtuar ndaj popullit të sumerëve.

Në "Epin e Gilgameshit", rrëfimi për përmbytjen trajtohet si një ngjarje që ka ndodhur në të kaluarën. Çështja këtu vështirësohet duke u bazuar në të dhënat e studiuesve, se ky ep është zbuluar vetëm në shekullin VII para epokës sonë, në versionin akadian, i cili sipas arkeologëve, është populli i dytë që ka banuar në territorin e Mesopotamisë. Por sipas historianëve, populli i parë që erdhi e u vendos në hapësirat në mes të lumenjve Tigër dhe Eufrat, është populli i sumerëve. Kjo e dhënë historike përputhet edhe me rrëfimin në veprën e lartpërmendur se përmbytja ka ndodhur ndaj popullit të Utnapishtimit, stërgjyshit të Gilgameshit, për të cilin, siç e thamë edhe më parë, është vërtetuar se ka qenë një mbret sumerian.

Por, sido që të jetë, pavarësisht se cili popull i Mesopotamisë e ka pësuar këtë fatkeqësi, "Epi i Gilgameshit", na tregon se kjo është drejtuar vetëm kundër një populli, ashtu siç rrëfehet edhe në variantin kuranor, e jo kundër tërë njerëzimit, si rrëfehet në variantin biblik.



**Periudha dhe kohëzgjatja**

Studiuesit e religjionit, kur bëjnë fjalë për përmbytjen, theksojnë se në variantin biblik përcaktohet periudha dhe kohëzgjatja e kësaj fatkeqësie; përkundrazi, në variantin kuranor, nuk përcaktohet periudha dhe as kohëzgjatja e saj.

Tregimi priftëror e saktëson përmbytjen duke thënë se ka ndodhur kur Noa kishte qenë 600 vjeç, kurse sipas gjenealogjive të kapitullit të pestë të Zanafillës (që po ashtu janë burim priftëror) dimë se Noa është lindur 1056 vjet pas Adamit. Nga kjo del se përmbytja ka ndodhur 1656 vjet pas krijimit të Adamit. Në anën tjetër, tabela gjenealogjike e Abrahamit, që e jep Zanafilla (11, 10-32), sipas të njëjtit burim, përcaktojmë se Abrahami u lind 292 vjet para përmbytjes. Pasi dihet se Abrahami ka jetuar rreth 1850 vjet para erës sonë, përmbytja sipas Biblës, vendoset në shekullin XXI ose XXII para erës sonë.[1]

Kohëzgjatja e përmbytjes në Dhiatën e vjetër, gjithnjë sipas studiuesve të religjionit, ka dy variante. Varianti i parë është tregimi jehovistik. Sipas këtij tregimi, niveli i ujit është rritur për dyzet ditë, kurse sipas variantit të dytë, tregimit priftëror, rritja e nivelit të ujit ka zgjatur 150 ditë. Ndërsa rënia e nivelit të ujit ka ndodhur vetëm pas një viti.

"E tërë toka ka qenë e përmbytur deri mbi majat e bjeshkëve. E gjithë jeta në të ishte shkatërruar. Pas një viti, Noa, del nga anija që kishte arritur në kodrën Ararat pas rënies së nivelit të ujit".[2]

Tregimi kuranor, nuk paraqet specifika sa i përket periudhës dhe kohëzgjatjes së përmbytjes. Në këtë libër, ky tregim i paraprin një radhë tregimesh të tjera, në të cilat bëhet fjalë për popuj të ndryshëm që kanë mëkatuar dhe kanë pësuar ndëshkimin hyjnor. E përbashkëta e të gjithë këtyre tregimeve është se popujt kanë devijuar nga rruga e drejtë dhe janë ndëshkuar. Për këtë arsye, këtu i është dhënë rëndësi efektit të ndëshkimit, i cili vjen si pasojë e mëkatit. Qëllimi i këtyre tregimeve në Kuran ka qenë që t'i shërbejë si argument Muhamedit a.s., që njerëzit ta ndjekin rrugën e drejtë dhe t'u shmangen mëkateve se ai i dërgon ata në shkatërrim. Në këtë mënyrë, tregimi për përmbytjen dhe tregime të tjera të kësaj natyre, janë të përqendruara te mesazhi që sjellin ata në besimin e njerëzve, të besimtarëve të rinj, që të mos largohen nga rruga e së vërtetës. Pra, koha e fillimit dhe kohëzgjatja e përmbytjes nuk përmenden në Kuran.

Tek "Epi i Gilgameshit", periudha kur ka ndodhur përmbytja nuk saktësohet, vetëm rrëfehet për të si një ngjarje që ka ndodhur në të kaluarën, e cila për shumë kohë ka qenë një fshehtësi hyjnore. Ndërsa kohëzgjatja e saj, përshkruhet në një relacion kohor prej gjashtë ditësh:

*" Gjasht' ditë e net porsi rrëke ra shi,*
*të shtatën dit' shtrëngata zuri të ndalet"*[3]

Periudha gjashtë ditore, periudha shtatë ditore, janë fraza të shpeshta që i gjejmë në librat e shenjtë fetarë. Kështu, ky është një element i religjioneve të monoteizmit, ndonëse këtë e gjejmë edhe në botën e paganizmit. Po ashtu, këtë element e gjejmë edhe në kulturat e shumë popujve anë e mbanë botës. Për këtë arsye, është shumë vështirë që të japim një argumentim të bindshëm se cili element mbizotëron në këtë ep: ai monoteist apo ai pagan. Por, në këtë rast, kur përshkruhet periudha gjashtë ditore e zgjatjes së kësaj përmbytjeje, nuk është larg mendsh që përmbytja të ketë zgjatur gjashtë ditë. E në këtë rast, "Epi i Gilgameshit", mund të bëjë një përshkrim real, pa e hiperbolizuar atë. Kjo gjë gjen mbështetje edhe në shumë ngjarje të këtilla që kanë ndodhur nëpër vende të ndryshme, ku përmbytjet kanë zgjatur disa ditë.

(1) Vepra e cituar. fq. 231. (2) Po aty, faqe 54. (3) "Epi i Gilgameshit", faqe 21.

**Prof. dr. Muhammed Mahmud Es-Sefjad**

# Evropa dhe kontaktet e saj me shkencën arabe (2)



Shkenca islame ka rëndësi botërore. Ajo ka pasur sukses që t'ua përcjellë popujve të krishterë të Evropës Perëndimore trashëgiminë e vjetër kulturor të Lindjes e të Perëndimit. Popujt evropian kanë ardhur në kontakt me shkencën islame në Siri gjatë luftërave të kryqëzatave, në Sicili dhe në shtetet arabo-evropiane në Spanjë.

Në shekullin e pestë hixhri ose shek. XI e.r., filluan luftërat e kryqëzatave. Këtyre konfrontimeve Evropa ia veshi petkun fetar dhe në këtë mënyrë tentoi të fshehë qëllimet e veta kolonialiste. Luftërat e kryqëzatave kanë zgjatur gati dy shekuj me radhë. Okupuesit evropian kanë menduar se në vendet arabe do të hasin në një popull primitiv dhe të pakulturuar. Mirëpo duke ardhur në kontakt me kulturën dhe civilizimin arabo-islam, ata kanë qenë të detyruar që ta ndërrojnë këtë mendim. Arabët kanë qenë në nivel të njëjtë kulturor sikurse edhe bizantinët, të cilët evropianët i kanë marrë si shembull të popullit të kulturuar dhe progresiv. Për këtë arsye luftërat e kryqëzatave kanë marrë kahje tjetër, dhe janë shndërruar në aktivitet të vjeljes kulturore, përmes së cilës Evropa është njohur me të arriturat shkencore arabo-islame dhe popujve të tjerë lindorë.

Myslimanët qysh në shekullin e IX kanë zotëruar me Sicilinë. Më vonë ata i kanë shtypur normanët. Normanët kanë qenë adhurues të mëdhenj të shkencës dhe të mendimit shkencor.

Ata kanë pranuar kulturën dhe civilizimin arabo-islam. Marrëdhëniet e mira në mes të krishterëve dhe myslimanëve në ishull si dhe ekzistimi i gjuhës arabe, pranë asaj latine, kanë kontribuar në bashkëpunimin shkencor në mes të dy popujve në të gjitha fushat e veprimtarisë njerëzore.

Shembull tipik të një bashkëpunimi të tillë kemi te Al-Idrizi, gjeografit dhe hartografit më të madh të shekullit mesjetar, i cili ka punuar në oborrin e Roxherit të II (rreth 1095-1154, mbretit të parë sicilian, djali i Roxherit të I, grof i Sicilisë) në Palermo të Sicilisë. Përveç këtyre dyve ka ekzistuar edhe qendra e tretë e kontaktit të Perëndimit me kulturën dhe civilizimin arabo-islam. Ajo qendër ka qenë Spanja islame (Andaluzia). Spanjës i takon vendi i parë dhe më meritor në përcjelljen e kulturës dhe civilizimit arabo-islam në Evropë. Perëndimi ka ditur më shumë mbi Spanjën se sa mbi lindjen e afërt. Universitetet e Spanjës kanë qenë qendra të cilat i kanë vizituar studentët nga të gjitha viset e Evropës.

Në të njëjtën kohë kur luftërat e kryqëzatave kishin arritur kulminacionin e vet, në shek. XII në Spanjë, me të madhe, kanë punuar shkollat e përkthyesve, posaçërisht shkolla përkthyese e Toledos, e cila ka arritur të përkthejë veprat më të mëdha dhe më të rëndësishme arabo-islame në gjuhën latine, gjuhë e shkencës në të gjitha viset e Evropës, dhe gjuhë e të folurit në shumë vise të Spanjës. Nga kjo kohë fillon ndikimi kulturor dhe shkencor arabo-islam në Evropë, dhe në mendimin evropian, që do të zgjasë gati plot tre shekuj.

Edhe pse shkolla përkthyese e Toledos nuk ka pasur dimensionet e shkollës përkthyese të Bagdadit, prapë se prapë ka pasur rol të madh në përhapjen e shkencës, kulturës dhe civilizimit arabo-islam në Evropën Perëndimore dhe të Mesme.

Edhe pse kjo vulë e madhe e krijimtarisë shkencore dhe kulturore, e cila ka filluar në Egjipt, Babiloni, Asiri dhe Feniki, është udhëzuar në Greqi, e cila më vonë, është kthyer në formë të kulturës dhe të civilizimit grek, të cilën myslimanët e kanë punuar dhe plotësuar me burime hindase. Më pastaj e kanë përshkruar në veprat e veta shkencore, pastaj si të tillë, nëpërmjet Afrikës, e kanë transmetuar në Spanjë, prej së cilës përmes qendrave shkencore ajo është shpërndarë në Francë, Gjermani, Itali, Angli dhe në vende të tjera të Evropës.

### Ndikimi i gjeografisë arabo-islame

Nuk dëshirojmë këtu të flasim mbi kontributin e myslimanëve në këtë disiplinë shkencore, posaçërisht në gjeografinë deskriptive dhe në astronomi, sepse mbi

këto janë shkruar me dhjetëra libra në shumë gjuhë.[1]

Por dëshirojmë vetëm të tregojmë dhe të sqarojmë se si shkrimet arabo-islame kanë qenë bazë në të cilën është mbështetur renesanca evropiane e kohës së re. Shkencëtarët arabo-islam përmes vëzhgimeve astronomike dhe shqyrtimit të traditës e kanë ndarë atë që është e vërtetë dhe shkencore nga jo e vërteta. Ata ua kanë ndriçuar rrugën lundruesve evropian, të cilët, kanë pranuar të arriturat e tyre dhe kanë vazhduar udhëtimin rreth botës në zbulimin dhe hulumtimin e pjesëve të pazbuluara të planetit tonë.

### Zbulimet gjeografike

Zbulimet gjeografike dhe udhëtimi në pjesët e pazbuluara të botës kanë qenë pikënisje e zgjimit evropian. Këto zbulime gjeografike nuk do të kishin sukses sikur evropianët të mos kishin arritur deri te shkrimet gjeografike arabo-islame dhe te instrumentet e navigacionit, të cilët ua kanë lehtësuar lundrimin në detin e hapur. Myslimanët kanë dhënë kontributin e vet të plotë në zbulimin e pjesëve të pazbuluara të botës. Ata kanë njohur tërë Evropën me përjashtim të pjesëve veriore të saj, të cilat edhe vetë evropianët i kanë zbuluar në kohën e re. Gjithashtu kanë njohur Azinë Jugore dhe Jugperëndimore, Afrikën Veriore deri në Ekuador, madje edhe nën të. Ata hollësisht kanë përshkruar pjesët të njohura të botës për ta. Al-Mesudi, për shembull, në veprat e veta ka shkruar mbi erërat sezonale në Oqeanin Indian dhe ndikimin e tyre në lundrim.

Al-Biruni, ka konstatuar se India në të kaluarën ka qenë gji detar, të cilin lumenjtë nga Himalajet e kanë mbushur me shtresa pjellore dhe kështu e kanë shndërruar në tokë pjellore. Ai ka treguar edhe mbi të ashtuquajturat kohët e detit dhe ka sqaruar se ato lindin nën ndikimin e forcës tërheqëse të hënës në sipërfaqe të detit. Përveç kësaj, gjeografët myslimanë kanë folur mbi gjeografinë ekonomike të vendeve që kanë njohur, mbi pasuritë nëntokësore, prodhimet bujqësore, rrugët, popullsinë, jetën shoqërore dhe sociale. Puna kërkimore-shkencore sot ka vërtetuar rëndësinë e të dhënave (shënimeve) të cilat i kanë mbledhur gjeografët arabo-islam mbi vendet e pazhvilluara. Këto shënime mbi vendet e pazhvilluara më vonë i kanë shfrytëzuar udhëpërshkruesit dhe hulumtuesit evropianë, në periudhën e zbulimeve të mëdha gjeografike. Është konstatuar dhe vërtetuar se Evropa e ka njohur Afrikën dhe brendinë e saj vetëm përmes shënimeve arabo-islame. Relievi ka qenë pengesë për hulumtimin e brendisë së saj, kështu që aktiviteti i tyre ka qenë i kufizuar rreth brigjeve,



ndërsa tërë pjesa veriore ka qenë e njohur vetëm prej myslimanëve. Shënimet e myslimanëve kanë qenë burimi i vetëm për gjeografinë e kësaj pjese deri në shek. XIX. Mjafton të cekim vetëm Az-Zejatin, i njohur në Evropë me emrin Leoni i Afrikës,[2] dhe veprën e tij “Përshkrimi i Afrikës”, në të cilën në mënyrë të detajuar ka përshkruar pjesën veriore të Afrikës. Këtë vepër vetë Leoni e ka përkthyer në gjuhën italiane, derisa ka qenë në shërbim te papa Leo X.[3]

*Profesor i gjeografisë në Universitetin Ajnu-Shems në Kajro*

***Përktheu dhe përshtati: Shyqri Xhibo***

(1) a) Reinaud, M.: Geographie d'Aboulfeda, T.I., Introduction generale a la geographie des orientaux, Paris, 1848. b) Mieli, A.: La sicence arabe et son role dans l'evolution scientifique mondiale, Leiden, 1939. transleted by Mohammed Youssef Musa and Abdel Halim an - Naggar, published by Dar al - Kalem, Kairo, 1962. c) Nafis Ahmed: Muslim contribution to geography, Calcutta 1947, translated by Fathi Osman, Kairo, 1957. d) Gonzales Palencia, A.: Historia de la literatura Arabigo - Espanola, Madrid, 1940., translated to arabic by Husein Moenes, Cairo, 1955. (2) Kratshkovsky: History of arabic geographical literature, translated into arabic by Salah al - Din Osman Hisham, Cairo, 1962. p. 451 - 454. (3) Massignon mendon se Leon është autor i veprës, sepse teksti orgjinal në gjuhën arabe nuk egziston. Massignon, L.: Le Maroc, Alger 1906.

Enver Mehmeti

# Në nderim të kujtimit të mësuesit të parë



**Periudha 1951-55**





*Nga një distancë kaq e gjatë kohe ngjan e paimagjinueshme të thuhet se në atë kohë nuk kishim kurrfarë ideje për domethënien e shkollimit. Të strukur në një fushëgropë të Llapit pa kurrfarë kontakti me qytetërimin, mungonte çdo infrastrukturë e tij, të rrethuar me male, pata pyetur njëherë nënën çfarë ka përtej këtyre maleve?*

*– Shko në shkollë, më tha dhe do të mësosh se ç'ka. Po ndonëse kisha dy vjet që kisha kaluar afatin për të shkuar, ende nuk më kishin bindur për të. Atë kohë klasat ishin me nxënës të llojllojshëm moshash. Isha fëmija i përkëdhelur dhe mjaft i prapë. Shpeshherë fqinjët më thoshin se do më disiplinojë mësuesi. Ishte përhapur fjala se mësuesit mbanin shufër në klasë. Shumica e fëmijëve ishin mësuar me frikën. Ata kishin të dy prindërit dhe si zakonisht, babai tepër i rreptë e brutal po nëna shumë e butë dhe e dashur. Unë nuk e kisha babanë. Për mua nëna ishte edhe baba. Njëherë e pata pyetur ku e kam babanë.*

*– E ka hangër lufta, më tha.*

*Më në fund u binda të shkoja.*

*Shkollën e kishim fare pranë. Kjo ndodhi jo pa garanci.*

*Më thanë se është një mësues shumë i butë dhe nuk ka shufër në klasë. Ashtu doli.*

*Shpeshherë njeriut i duhet një rastësi për të bërë kthesa në jetën e vet.*

*Kjo ndodhi edhe me mua. Me një çerek lapsi e gjysmë fletoreje që i kisha rrasur në këmishën që ma kishte bërë nëna nga ambalazhi i ndihmave amerikane, zura i ndruajtur në një pjesë të vogël të bankës afër një nipi të xhaxhait.*

*Me të më vonë kam ndenjur për dymbëdhjetë vjet pandërprerë në një bankë.*

*Shikoja klasën e prisja të vinte mësuesi. Mësuesin e dija si një qenie mbi ne.*

*Klasa kishte tri dritare të mëdha, pothuajse nga themeli deri në plafon. Tregonin një horizont shumë të gjerë, ndryshe nga dritarezat e shtëpive nga të cilat nuk shihje veçse një copë të vogël oborri. Kjo metaforë memece, të cilës i jepte gojë mësuesi, do të lironte mendjen tonë nga burgu i kohës nëpërmjet arsimimit.*

*Erdhi edhe mësuesi.*

*Trupmadh dhe i buzëqeshur.*

*Më ngjante që zinte vend në klasë më shumë se ne të gjithë së bashku.*

*I veshur ndryshe nga burrat e fshatit. M'u afrua ngadalë dhe buzagaz.*

*Me pëllëmbën e dorës m'i përkëdheli lehtas flokët e pakrehur tërkuzë.*

*Më pyeti për emrin, vitet.*

*Të tjerat i dinte.*

*– Ti do të bëhesh nxënës i mirë, më tha dhe do të bësh shkollë e do të lexosh letrat e vëllait tënd ushtar. Thuaju në shtëpi se mësuesi të do shumë. Kaq u desh që ta doja shkollën dhe atë oborr me tri pemë blini, me bar e pa asfare mbeturinash. Ditën tjetër, pas njohjes, na mësoi se si t'i përshëndesim njerëzit që takojmë. Përshëndetjet shqip, pa reminishenca të huaja, ishin fillimi i kulturës dhe i qytetarisë sonë.*

*Ky moment mbresëlënës ka mbetur si pararojë e kujtimeve dhe vazhdimisht më përcjell me obligimin që shkollimin tim t'ia detyroj pikërisht mësuesit Osman.*

*I arsimuar dhe një nga ata burrat e traditës shqiptare që vështirë të gjenden sot, me modesti që e nderonte edhe më shumë në komunitet, shumë serioz, me edukatë tradicionale, entuziast për të përhapur shkollimin përballë fanatizmit dhe provincializmit të skajshëm të kohës. Sot, në moshën time të tretë, sa herë që shkoj në fshat kaloj atypari dhe shpalos kujtimet. Në këtë përthyerje emocionale vazhdimisht rikthehet shija e pashmangshme për atë kohë, për atë shkollë dhe mësuesin Osman në të. Mësuesi ka kohë që prehet i qetë. Edhe shkolla më nuk është ajo, po një tjetër, moderne dhe me shumë dhoma, por fëmijëria është një realitet i lumtur imagjinar.*

***Autori punoi për shumë vite në "Rilindje" lektor e redaktor.***
***Fshati Sibofc/Podujevë***



# Shuajb el-Arnauti

**1928-2016**

S’ka dyshim se vdekja e dijetarëve është humbje për mbarë umetin islam, por vdekja e Shuajb el-Arnautit është humbje e dyfishtë për ne shqiptarët, ngase ai ishte njëri prej kolosëve dhe dijetarëve me renome ndërkombëtare, por që me origjinë ishte shqiptar.



## Lindja dhe jeta e tij

Shuajb el-Arnauti është ndër dijetarët më të njohur të kohës bashkëkohore, veçanërisht i dalluar në shkencën e hadithit, më saktësisht merret me autoktoninë apo ekzaminimin dhe vërtetësinë e hadithit. Familja e Shuajb el-Arnautit ishin shpërngulur prej Shkodrës për shkak të presionit dhe të orientimeve politike që kishte atë kohë mbreti Zog. Meqë Muharremi, i ati i tij, njihej si njeri fetar, ishte cak i presioneve të asaj kohe dhe kjo ishte arsyeja e shpërnguljes së tij.

Shuajb el-Arnauti u lind në Damask të Sirisë në vitin 1928, rreth dy vite pas shpërnguljes së familjes së tij. U rrit dhe u edukua në gjirin familjar dhe nën kulturën islame. Që në vegjëli, kishte mësuar bazat e fesë islame dhe kishte mësuar shumë pjesë nga Kurani përmendsh. Kjo dëshirë e tij për të kuptuar sa më mirë fjalën e Allahut xh.sh., dhe për t’u thelluar sa më shumë në të kuptuarit e saj, e nxiti që në moshë të re të mësonte gjuhën arabe. Ndaj edhe për disa vite me radhë ka frekuentuar xhamitë dhe shkollat e Damaskut, duke kërkuar mësime të gjuhës arabe, gramatikës, morfologjisë, sintaksës e të leksikologjisë së saj.

## Shkollimi i tij

Shuajb el-Arnauti, falë zellit dhe përkushtimit të tij, për një periudhë prej 8 vjetësh, kishte arritur që të mësonte gjuhën arabe nga dijetarët më të njohur të kohës, ku ndër ta ishin edhe dijetarët me origjinë shqiptare si Sulejman Gavoçi e Nuh el-Albani. Pas mësimit të gjuhës arabe, Shuajbi, orientohet drejt mësimit të jurisprudencës islame, e sidomos asaj të shkollës hanefite. Mësimi i jurisprudencës i zgjati përafërsisht 7 vjet, ku së bashku me të, kishte mësuar edhe komentim të Kuranit, terminologji të hadithit, baza të fesë, etikës etj.

Gjatë mësimeve rreth jurisprudencës islame, Shuajb el-Arnauti kishte vënë re se dijetarët bashkëkohës të tij kishin një lloj ngecje në dallimin e haditheve autoktone, prej atyre të futura në fe, apo prej atyre të dobëta dhe të shpifura. Pra kjo ishte edhe arsyeja pse orientohet drejt mësimit të shkencës së hadithit dhe merret me kategorizimin e tij.

Në vitin 1958, orientohet drejt bibliotekës islame në Damask, ku edhe merr udhëheqjen e sektorit për studimin e hadithit, të cilin e udhëheq për afro 20 vjet. Gjatë kësaj kohe ai kishte arritur që të merrej me vërtetësinë e mbi 70 vëllimeve. Në vitin 1982, Shuajb el-Arnauti shpërngulet në Aman të Jordanisë, ku fillon punën si përgjegjës për vërtetësinë e hadithit në qendrën e një prej shtëpive botuese më të mëdha të vendit.

## Veprimtaria e tij

Deri tani ka nxjerrë mbi 240 vëllime, të cilat kryesisht ndërlidhen me hadithin, por që ka edituar shumë nga

veprat klasike dhe manuskripte nga trashëgimia islame.

Me tërë këtë bagazh të veprave të tij, me të vërtetë, meriton të quhet edhe si dijetari i shekullit, dhe një nga studiuesit më të famshëm të fushës së tij. Ai ka edituar, ekzaminuar, përmbushur me shënime dhe gjykuar hadithet e shumë veprave, ndër të cilat ndoshta më e njohura është "Zad el Mead" i Ibën Kajim el Xheuzisë, edhe pse mendohet se kontributi i tij më i rëndësishëm skolastik gjendet tek editimi i tri veprave: "Sharh el Sunna" i Imam Bagauit, "Sharh mushkil el athar" të Imam Tahauit, dhe "El Ihsan fi takrib Sahih ibën Hiban". Përgatitja e këtyre punëve, secila prej tyre me gjashtëmbëdhjetë volume, nuk ka qenë thjesht punë edituese. Për shembull, vepra e Ibën Hibanit, ka tetë volume dhe shehu me shënimet dhe komentet e tij shtoi tetë volume të tjera.

Teksa numri i dijetarëve të kualifikuar për të dhënë mësim këto vepra klasike të shkencave islame bëhet gjithnjë e më i paktë, Shuajbi shpresonte se këto botime të zgjeruara do t'i shërbejnë nevojave të myslimanëve që do t'i lexojnë ato.

Shuajb el-Arnauti e fliste mirë gjuhën shqipe dhe disa herë ishte për vizitë në Shqipëri, Kosovë e Maqedoni, ndërsa për herë të fundit ishte në vitin 2011, ku edhe mbajti një mori ligjëratash në xhami dhe institucione të ndryshme të këtyre vendeve. Ëndrra e tij më e madhe ishte që shqiptarët t'i shohë të bashkuar në një shtet dhe të përkushtuar ndaj Islamit, ashtu siç ishin në kohën e osmanlinjve, dhe në lidhje me këtë thotë se ne shqiptarët ishim të panjohur si popull, derisa nuk e pranuam Islamin.

Ai, në fundin e jetës së tij ka jetuar në Aman të Jordanisë, ku e drejtonte punën kërkimore dhe bibliotekën e shtëpisë botuese "Muesesetu El-Risaleh". E ndërsa prej veprave të tij më të njohura do të mund të theksojmë:

1- Sherh es-suneh të Bagaviut, 16 vol.
2- Musned el-Imam Ahmed ibën Hanbel, 50 vol.
3- Sijer alam en-nubela të Dhehebiut, 25 vol.
4- Sunen et-Tirmidhi, 16 vol.

### Vdekja e tij

Shuajb el-Arnauti vdiq në moshën 88 vjeçare, pas një sëmundje të shkurtër. Ai vdiq ditën e enjte, me datë 27.10.2016, në Amman, ndërsa varrimi i tij u bë ditën e xhuma pas namazit të xhumas në xhaminë "El-Fehja" në Shmisani të Ammanit/Jordani. *(Mr. Artan Musliu)*

**Këshilli i Bashkësisë Islame Lipjan**

*Shpall:*

# Konkurs

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Krojmir.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. T ë mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar
6. Iniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Letërnjoftimi (fotokopje).

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Lipjanit .

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



Feta Beka

# Një jetë e tërë në këshillim, thirrje për besim dhe dhurim të dijes

Të paktë janë qytetarët e Mitrovicës dhe rrethinës që nuk e kanë takuar, nuk e njohin apo nuk e mbajnë mend një këshillë dhe një udhëzim nga mulla Milazimi, hoxha i nderuar që për 55 vjet të plota ka udhëhequr në mësim- besim, në namaz dhe në ceremonitë tjera fetare që janë zhvilluar në Mitrovicë dhe në fshatrat e saj.



Mulla Milazimi, djali i Fejzullah Jasharit, siç e njohin qytetarët e qytetit buzë Ibrit edhe sot e kësaj dite, ndonëse në moshën 77 vjeçare vazhdon të jetë aktiv dhe të jetë pranë hoxhallarëve të rinj dhe kreut të Këshillit të Bashkësisë Islame në Mitrovicë, përherë i gatshëm për udhëzim, këshillë por edhe për tërheqje të vërejtjeve në rast nevoje.

I lindur në vitin e largët 1939, ndonëse sikur ishte asokohe traditë që fëmijët regjistroheshin me vonesë mund të jetë edhe më i vjetër, gjë që e pranon edhe vetë, mësimet e para në kohët thuajse më të vështira në vitin 1957 i mori te hoxha i njohur mulla Mustafa, ndërsa pas dy vjetëve iu mundësua kualifikimi me provim për hoxhë në Prishtinë.

Në vitin 1959, mulla Milazimi nis shërbimin në xhamitë që asokohe nuk ishin shumë, duke shërbyer sipas nevojës, posaçërisht në raste të festave por edhe shërbimeve tjera fetare që kërkoheshin, duke mos pasur një vend - xhami si imam i saj.

Pas plotë gjashtë vjetëve punë e angazhim në shumë zona brenda e jashtë qytetit, mulla Milazimit në vitin 1965, sikurse shumë imamëve të tjerë anekënd ish-Jugosllavisë iu lëshua vendimi për punë nga Kryesia e Bashkësisë Islame që asokohe selinë e kishte në Sarajevë.

"Përgjithësisht koha kur nisa punën dhe derisa na u lëshuan vendimet nuk kanë qenë aspak të lehta, jo vetëm pse kushtet sociale të popullatës sonë ishin jo të mira, por edhe niveli i arsimit nuk ishte në nivelin e kërkuar dhe nevojshëm. Përveç kësaj, ne pothuajse në çdo hap kemi qenë të përcjellë, kontrolluar edhe vëzhguar në ligjëratat tona, nëse do ndërlidheshin me çështje politike të kohës apo edhe më çështjen kombëtare, ku gjendja e popullit shqiptar ishte larg drejtësisë e barazisë", kujton sot hoxha, që ende duket shumë i kthjelltë në rezonim, në përkujtim, por edhe në këshilla.

Duke qenë pjesë e shumë zhvillimeve, por edhe nga vetë nevoja për shërbime kam "shkel" padyshim secilin lokalitet të komunës së Mitrovicës, shprehet mulla Milazimi, duke përmendur se përherë ka insistuar në ligjërata që të dëgjohen edhe kuptohen mirë, pasi ka shumë rëndësi interpretimi dhe mënyrat si janë transmetuar, ndërkohë që ka kërkuar që zakonisht të flitet me emër dhe jo me përgjithësim në secilën ligjëratë apo këshillim.

"Për herë të parë jam emëruar imam në xhaminë e Ibrit, në vitin 1975, kjo xhami ka qenë jo shumë e madhe në hapësirë, por e madhe me besimtarë të të gjitha komuniteteve që praktikojnë islamin. Aty kam shërbyer deri në vitin 1999, kur jemi dëbuar nga qyteti dhe kur u dogj xhamia" kujton duke medituar hoxha.

Edhe mulla Milazimi, sikur i gjithë Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë , kërkojnë me ngulm nga institucionet vendore edhe ndërkombëtare që të ndërmerren masat e nevojshme që fillimisht të hulum-

tohen dyshimet e bazuara (sipas deklaratave të dëshmitarëve), se vendi i ish-xhamisë mund të jetë varrezë masive, ndërsa më pas të rindërtohet xhamia ngjitur me urën kryesore të Ibrit, aty ku ishte dhe ku shërbeu për ritet fetare me dekada të tëra.

"Edhe sot e kësaj dite sa herë afrohem apo kaloj pranë vendit ku ishte xhamia, më rrjedhin lotët, kthehem shumë prapa me kujtime, me punën, takimet, ligjëratat edhe mësim-besimin që kemi zhvilluar në atë objekt, pasi nuk është pak të jesh pjesë e saj për mbi 25 vjet të plota" thotë mulla Milazimi.



Vetëm gjatë kohës që ka shërbyer në xhaminë e Ibrit, mulla Milazimi ka mbajtur kurse të mësim-besimit, ku mësimet e para, besimin, kushtet e namazit edhe duatë e ndryshme i kanë mësuar më shumë se 60 persona të të dy gjinive dhe të përkatësive të ndryshme etnike të besimit islam qofshin ata shqiptarë, turq apo boshnjakë.

"Secila kohë ka rrethanat e veta, por edhe secila betejë ka trimat e vetë", vetëm njeriu i arsimuar edhe i brumosur me besimin në Krijuesin Një, që respekton dhe niset nga vetja mund të jetë i drejtë dhe mos t'i hyj në hak askujt, mirëpo kjo do i ndihmojë edhe të ju bëjë ballë sfidave të kohës edhe jetës shprehet mulla Milazimi.

Duke përfunduar ai shpreh kënaqësinë, që sot në krahasim me kohën kur ai nisi rrugën për mësues feje, gjeneratat e reja kanë mundësi që të mësojnë, edukohen, arsimohen dhe të përgatiten për punë dhe për jetë, ndonëse përpara besimtarët ishin të lidhur fortë mes vete, ndërsa tash jo vetëm në besim, por as në familje nuk është situata që ka qenë më herët në familjet shqiptare.

**Kryesia e Bashkësisë Islame**
**të Republikës së Kosovës**

*Shpall:*

# Konkurs

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Lektor të botimeve të Bashkësisë Islame,**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

- Të ketë të kryer fakultetin e gjuhës dhe letërsisë (Përparësi ata që kanë të kryer Medresenë),
- Të ketë tre vjet përvojë pune në profesion,
- Të njohë punën me kompjuter,
- Të njohë një gjuhë të huaj.

**Dokumentet e nevojshme:**

Kërkesa së cilës i duhen bashkëngjitur këto dokumente:

- Diploma e shkollës së mesme dhe e fakultetit,
- Vërtetimi për përvojën e punës,
- Dëshmi për njohjen e punës me kompjuter,
- Dëshmi për njohjen e një gjuhe të huaj,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e shëndetit (e mjekut),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- CV – të dhënat personale.
- Letërnjoftimi fotokopje

*Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.*

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën Dituria Islame.

Dokumentet e kompletuara dorëzohen në sekretarinë e Kryesisë së BI-së. Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.



# Haxhi 2016

**Haxhilerët e Kosovës kryejnë obligimet e Haxhit**

Këtë vit nga Kosova për në vendet e shenjta kanë udhëtuar 861 haxhilerë, ndërsa udhëheqës i Haxhit ishte Vedat ef. Sahiti, drejtor i Drejtorisë së Haxhit.

Haxhilerët kosovarë i shoqëroi edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef, Tërnava. Udhëtimi me aeroplan ishte shumë i rehatshëm dhe pa kurrfarë pengese nga aeroporti ndërkombëtar i Prishtinës për në Xhide të Arabisë Saudite. Pas akomodimit në hotele, ata menjëherë kanë filluar me kryerjen e umres dhe ibadeteve tjera, që kërkohen gjatë Haxhit duke kaluar momente tepër të veçanta. Kryesia e Bashkësisë Islame, ka kontaktuar me udhëheqësit e haxhilerëve, dhe ka marrë informacione se të gjithë haxhilerët janë shëndosh dhe mirë, dhe janë duke i kryer obligimet e Haxhit sipas rendit. Në ditën e Arefatit, Myftiu mbajti ligjëratën para haxhilerëve tanë, duke u lutur që Zoti të i pranojë duatë, haxhin dhe lutjet që bëjmë. Ai ka thënë se Arafati, është një ditë mjaftë me vlerë ku haxhilerët nga e tërë bota janë tubuar këtu, duke i bërë ibadet dhe duke iu përgjigjur Allahut me "lebejk Allahumme lebejk" dhe duke kërkuar gjithnjë prej Zotit, që të na i falë mëkatet dhe të na shpërblejë me të mirat e Tij. Duanë e Arefatit para haxhilerëve të Kosovës e bëri hoxha Mahmut Arnauti, kurse me perëndimin e diellit haxhilerët tanë, janë nisur për Muzdelife ku kanë falur akshamin dhe jacinë, kurse me pas janë nisur për Mine, ku kanë hedhur guralecët pas lindjes së diellit, dhe më pas janë vendosur në hotel për pushim dhe për të vazhduar me kryerjen e ibadeteve të tjera.

### Haxhilerët tanë përfundojnë Haxhin dhe nisen për në Medine

Më 17 shtator 2016, të gjithë haxhilerët kanë përfun-



duar obligimet e Haxhit që në mëngjes, duke bërë edhe tavafin lamtumirës, dhe në mënyrë të organizuar me autobusë të prodhimit 2016 janë nisur për në Medine, ku do të vizitojnë, falen dhe luten në xhaminë e Muhamedit a.s. Ndërkaq, gjatë ditëve në vijim haxhilerët do të vizitojnë vende të ndryshme historike e kulturore me rëndësi islame. Po të njëjtën ditë në mbrëmje haxhilerët janë vendosur në hotel, ku edhe shijuan momente pushimi afër haremit në Medine. Organizatorët e haxhit janë shprehur se, haxhi i sivjetmë ka kaluar shumë mirë dhe pa ndonjë problem të theksuar. Gjatë qëndrimit në vendet e shenjta, qoftë në Meke apo në Medine secili haxhi nga Kosova, në formën më të mirë ka prezantuar shtetin e Kosovës dhe ngritjen e imazhit shtetëror.

Gjatë bisedave me haxhilerë të vendeve të ndryshme, ku këtë vit morën pjesë 64 shtete, shihet se një numër i madh shtetesh nuk e kanë idenë fare se ku gjindet Kosova etj.

Andaj haxhiu nga Kosova, ka qenë ambasadori më i mirë i Kosovës në arenën ndërkombëtare. Falja e një namazi në xhaminë e Muhamedit a.s., është më i mirë së njëmijë namaze të falura në xhamitë e tjera. Gjatë kësaj vizite nga shpirti i besimtarit buron vetëm dashuri për Krijuesin dhe profetin, një ashk përvëlues dhe një mall i madh për takimin e shumëpritur, për takimin e madh në xhenetet e larta.

Vendi mes minberit të xhamisë së profetit dhe varrit të tij është quajtur si një ndër lulishtet e xhenetit (Rauda). Rauda është e vetmja ndërtesë që na bën të ndiejmë shpirtin e qenies sonë në botë, një copëz e "shkëputur" prej parajsës. Brenda nesh lindin emocione të tilla të shenjta, saqë kur mendojmë për të, kur flasim për të, sikur të shpjegonim një moment perëndimi që e kemi njohur në gjithë dëlirësinë e tij, druhemi e dridhemi se mos biem në gabimin qoftë edhe më të vogël. Rauda është një kopsht parajse. Ajo ka shumë dyer më e njohura ndër të cilat është "Porta e Paqes", dera e hapur për zemrat e djegura nga malli drejt shpirtit të zotërisë së saj. Medineja është qytet i vlerave dhe thesar i çmuar i civilizimit islam. Qëndrimi duke medituar, të kthen në të kaluarën e largët, ku këtu u vendosën themelet e qytetërimit islam, i cili iu bëri ballë dhe mposhti shumë qytetërime dhe civilizime të asaj kohe. Këtë qytetërim islam e udhëhoqi njeriu i cili u lind jetim dhe u rrit jetim. Jeta dhe zhvillimet kohore vetëm sa e forcuan dhe ngritën vlerën dhe peshën shoqërore të këtij njeriu i cili quhet Muhamed a.s. Misioni paqësor dhe njerëzor që praktikoi ky Resul a.s, do të ndikonte që klasat (kastat) njerëzore të zhdukeshin përjetësisht dhe s'do të kishte dallim mes evropianit, aziatikut, afrikanit etj, përpos kush dëshmon devotshmëri (takva). Shumë ligjërata, seminare e kongrese mbahen për të zhdukur dallimet racore e fetare dhe bota sot investon shumë në këtë çështje. Përgjigja është shumë e thjesht, lexoni islamin si të plotë e jo shkarazi. Aty do të gjeni përgjigjen që kërkon bota e sotme.



Dëshmia do të përshkoj tërë shoqëritë, që prosperojnë qetësi, siguri dhe paqe në dy botët. *(R.S)*

## Në Kosovë u prit dhe u kremtua festa e Kurban Bajramit

Si tradicionalisht, më 12 shtator 2016, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare u kremtua festa e Kurban Bajramit, duke falur namazin e Kurban Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Kurban Bajramit për Kosovë, u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" në Prishtinë. Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside e këndim Kurani. Ligjëratën e Kurban Bajramit e mbajti Mr. Samir ef. Ahmeti, namazin e Kurban Bajramit e fali Burhan ef. Hashani, kurse hytben e Kurban Bajramit e mbajti kryeimami Sabri ef. Bajgora. Ai përveç tjerash tha se në këtë ditë të shënuar, kur miliona haxhilerë janë në përfundim të Haxhit, njërin prej pesë kushteve të Islamit, ata tok së bashku, të veshur me një petk të bardhë që simbolizon thjeshtësinë dhe dëlirësinë shpirtërore, demonstrojnë para botës unitetin, barazinë, solidaritetin, devotshmërinë dhe madhështinë e këtij umeti.



Po kështu edhe kurbani-sakrifica paraqet një prej vlerave më sublime e më fisnike, me të cilin ritual ne synojmë afrimin tek Krijuesi fuqiplotë. Në lidhje me këtë i Dërguari a.s. thotë: "Dita e Fitër Bajramit karakterizohet me namaz dhe Sadakatul fitr, kurse Dita e Kurban Bajramit me namaz dhe flijim".

Në fund, vëllezër e motra besimtarë, më lejoni që nga ky vend i bekuar, të gjithë juve, kudo që gjendeni, brenda trojeve tona etnike shqiptare dhe në mërgatë, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Institucioneve të saja, t'ju uroj festën e Kurban Bajramit me dua e lutje te Zoti i Gjithëmëshirshëm për mirëqenien tuaj dhe të familjeve tuaja. E lusim Allahun fuqiplotë që ta ruajë atdheun tonë dhe t'i bashkojë mendjet e prijësve tanë në një kauzë të përbashkët, për të çuar përpara amanetin e të gjithë atyre dëshmorëve që ranë për lirinë e atdheut." tha veç tjerash kryeimami Bajgora.









**Pritje përurimi për Kurban Bajram**

Me rastin e festës së Kurban Bajramit zvëvendësmyftiun e Kosovës, Reshat ef. Mexhidin, e vizituan udhëheqësit më të lartë të institucioneve dhe partive politike të vendit tonë.

Krahas urimeve të shumta që ka pranuar zv/myftiu Mexhidi nga personalitetet më të larta të vendit, në shenjë respekti dhe me rastin e kësaj feste, si tradicionalisht BIK organizoi pritje përurimi, me ç'rast për të uruar erdhën përfaqësues të jetës politike, institucionale e kulturore.













**Myftiu Tërnava në Samitin e Evro –Azisë**

Më 11 tetor 2016, në Stamboll hapi punimet Samiti i IX i Këshillit të Lartë Islam të Evro-Azisë, forum ky që përbëhet nga shtetet e Evropës dhe Azisë, e që temë boshte ka: “Të bashkuar kundër politizimit dhe keqpërdorimit të fesë dhe perspektiva për të ardhmen”. Samiti i zhvilloi punimet në Pallatin Perandorak në Dollmabashqe. Në hapje të samitit qe i pranishëm edhe presidenti turk, Rexhep Taip Erdoan, i cili përshëndeti pjesëmarrësit e samitit. Në këtë samit është i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili njëkohësish është edhe zëvendëskryetar i këtij forumi ndërkombëtarë (Këshilli i Lartë Islam i Evro-Azisë). Në seancën e hapjes të pranishmëve iu drejtua edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili për rëndësinë që ka feja për shoqërinë tha: “Feja është rregullator i jetës së njeriut, pra është sistemi i vlerave, parimeve, mësimeve dhe detyrimeve tona karshi Krijuesit dhe krijesave të Tij, sistemi i përgjigjeve dhe zgjidhjeve të çështjeve ekzistenciale që shërojnë, shëndoshin, pastrojnë, fisnikërojnë dhe formësojnë së pari individin, pastaj familjen, komunitetin e shoqërinë në një nivel të lartë të moralit dhe civilizimit. Historia na ka mësuar se popujt pa qytetërim dhe zhvillim edhe mund të kenë mbijetuar, sado primitiv dhe anakronik të kenë qenë, por kurrë s’ka ndodhur që të mbijetojë një popull që kalon në mosbesim apo dhe kalon kufijtë e caktuar nga Zoti”. Ndërsa për keqpërdorimin, politizimin dhe polarizimin e fesë e mësimeve fetare Myftiu Tërnava, tha: “Në kohën kur jetojmë, feja në shumë vende, e posaçërisht në vendet myslimane ka marrë formë dhe ligjërim tjetër dhe shpesh duke qenë në funksion të interesave nga më të ndryshmet, duke u nis nga ato më meskine e deri tek interesat politike, ekonomike dhe jo rrallë herë edhe kriminale. Fatkeqësisht në vend që feja të na bashkoje si umet, të na edukoj e fisnikëroj që edhe të tjerët të na kenë model, ajo është vënë në funksion të interesave nga më të ndryshme, dhe është bërë ideologji mobilizuese për masat dhe agjendat nga më të ndryshmet, andaj sot në botën myslimane kemi një gjendje shumë të vështirë, për mos me thënë një katrahurë të vërtetë. Në këtë situatë të trazuar të botës islame, përveç shumë faktorëve rol në këtë fitne e fesad për shoqëritë myslimane, ka keqinterpretimi, keqkuptimi dhe keqpërdorimi i fesë, politizimi e sektarizmi i xhematëve, futja e fesë në agjenda ideologjike e sektare dhe tendencat fashiste të qeverive që thirren në islamin politik, ndërkohë qe islami është i pastër nga partitizimi, e aq më pak nga tendencat e rebelizmit, revolucionarizmit dhe krijimit të strukturave paralele dhe qarqeve okulte. Është e papranueshme që në emër të fesë apo qoftë edhe duke shfrytëzuar ndjenjat dhe ngarkesat fetare të synohet mbajtja e pushteteve apo rrëzimi i tyre në mënyra të dhunshme dhe jo-demokratike, dhe të shkatërrohen shtete e popujt të ndryshëm, ku vriten njerëz të pafajshëm më shumë se rebelët e të padrejtët, mbyten fëmijë, gra e pleq në emër të fesë, në emër të profetit, në emër të ulemave të mëdhenj të botës e fesë islame, ndërkohë që asnjëra nga këto s’ka dhe s’ka se si të ketë lidhje me shpirtin e islamit, ahlakun, vizionin dhe qasjen profetike”. Duke përfunduar fjalën e tij Myftiu Tërnava tha: “Edhe vendet tona janë prekur nga grupe, parti, shoqata e fondacione që kanë politizuar fenë për qëllime nga më të ndryshmet. Këto organizata sfidojnë institucionet përgjegjëse të fesë, sfidojnë institucionet e vendit, sfidojnë traditën pozitive dhe kështu krijojnë premisa për përplasje e dhunë në emër të fesë. Konferenca e sotme jam i bindur që do të hap shtigje të reja e do të vetëdijësojë në rend të parë shtetet për domosdoshmërinë e ruajtjes dhe mbrojtjes së institucioneve fetare përgjegjëse dhe së dyti për ruajtjen e besimtarëve nga grupacionet e ndryshme që predikojnë në emër të fesë, por që nga ana tjetër edhe krijojnë struktura paralele të institucioneve zyrtare dhe ndjellin përçarje, histeri, huti e pështjellim te besimtarët. Bota sot ka nevojë më shumë se kurrë për Islamin e vërtetë, për frymën paqësuese, intelektuale, morale dhe solidarizuese që na u la amanet.” *(R.S.)*



*Myftiu Tërnava në Samitin e Evro-Azisë në Stamboll*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në manifestimin kushtuar Hixhretit - Vitit të Ri të Myslimanëve (1438), në Shkup

*Prishtinë, 5 tetor 2016*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, mori pjesë në manifestimin kushtuar Hixhretit - Vitit të Ri të Myslimanëve (1438), në Shkup të organizuar nga Bashkësia Fetare Islame në Republikës e Maqedonisë. Me rastin e Vitit të Ri Hixhri 1438h, Bashkësia Fetare Islame në RM organizoi një manifestim të begatë kulturo-fetar. Salla e Teatrit Kombëtar Maqedonas këtë radhe ishte e ngushtë për t'i përfshirë të gjithë besimtarët që kishin shprehur dëshirë për ta përcjellë programin e pasur



*Myftiu Tërnava në manifestimin kushtuar Hixhretit, në Shkup*

me këndime e interpretime nga kori dhe orkestra e BFI-së, që drejtohej nën dirigjimin e mr. Eljesa Asani, por edhe nga interpretuesi me renome ndërkombëtare, Mesut Kurtishi.

Pa dyshim që Hixhreti është një nga manifestimet më të rëndësishme për myslimanët anekënd botës, sepse përkujtohet çasti kur myslimanët do të marrin hov në dëshmimin dhe në praktikumin e një feje të re, e një feje të pranueshme në çdo vend e në çdo kohë, në çdo popull e në çdo rasë. Hixhreti ndodhi sepse duheshin kushte më të mira për të hedhë shtat një qytetërim i ri, një botëkuptim dhe një qasje më racionale mbi botën dhe mbi jetën. Në fjalën e tij Myftiu Tërnava vuri theksin mbi peshën dhe rëndësinë e Hixhretit. (R.S).

### Myftiu Tërnava takoi shefen e Zyrës së BE-së, znj. Apostolova

*Prishtinë, 6 tetor 2016*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim njohës shefen e Zyrës së BE-së, përfaqësuesen speciale



*Myftiu Tërnava me bashkëpuntorë në takim me përfaqësuesen speciale të BE-së në Kosovë*

të BE-së në Kosovë, znj. Nataliya Apostolova, të cilës i uroj sukses e mbarësi në mision e saj. Nga ana e tij Myftiu Tërnava, znj.Apostolovën e njohu edhe me historinë, sfidat dhe objektivat e BIK.

### Myftiu Tërnava priti në takim shefen e re të Eulex-it znj. Papadopoulou

Prishtinë, 7 tetor 2016

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim njohës shefen e re të misionit të EULEX-it në Kosovë, znj. Alexandra Papadopoulou, të cilën pasi e falënderoi për vizitën, e përgëzoi për detyrën në krye të EULEX-it, duke i uruar suksese e rezultate të prekshme në forcimin e rendit e ligjit. Myftiu Tërnava, po ashtu çmoj lart kontributin që ka dhënë EULEX për Kosovën, si dhe e njohu atë me sfidat, pritjet dhe objektivat e BIK.



*Myftiu Tërnava në takim me znj. Alexandra Papadopoulou*

**Myftiu Tërnava priti në takim komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralin Giovanni Fungo**

Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralin Giovanni Fungo dhe pasi i dëshiroi mirëseardhje në selinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, e njoftoi komandantin për organizimin dhe zhvillimet e jetës fetare në vend, për sfidat për të ardhmen. Populli i Kosovës është shumë mirënjohës për gjithë angazhimin dhe kontributin tuaj për të siguruar paqen në vend dhe rajon tha mes tjerash Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, komandanti Fungo, falënderoi Myftiun dhe Bashkësinë Islame të Kosovës për rolin e saj në kultivimin e kulturës së bashkëjetesës dhe tolerancës në vend. Jemi këtu për të ndihmuar popullin e Kosovës dhe për t'iu ofruar siguri dhe paqe për të gjithë, tha komandanti Fungo.



*Myftiu Tërnava në takim me komandantin e KFOR-it z.Giovanni*

**Takohen udhëheqësit e bashkësive fetare të Kosovës**

*Prishtinë, 21 tetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava mori pjesë në takimin e udhëheqësve të bashkësive fetare në Kosovë, që u mbajt më 21 tetor, ku të gjithë krerët fetarë bënë thirrje për tolerancë dhe solidaritet. Ata i bënë këto thirrje gjatë një dreke joformale të shtruar nga Bashkësia Protestante Ungjillore e Kosovës. Nga ana e tij Myftiu Tërnava theksoi se ne duhet të mundohemi të kontribuojmë te komunitetet fetare, dhe të jenë ato të cilat na bashkojnë dhe ruajnë unitetin në mesin e popujve, që të jemi shembull për të mirë se si duhet vazhduar edhe në të ardhmen. Synimi i këtyre takimeve është përçimi i mesazheve të paqes, harmonisë dhe bashkëjetesës në mes të komuniteteve.



*Takimi i udhëheqësve të bashkësive fetare të Kosovës*

**Sekretari Rexhepi, priti znj. Karima Bennoune**

*Prishtinë,12 tetor 2016*

Sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, priti znj. Karima Bennoune - raportuesen speciale për të Drejtat Kulturore të Kombeve të Bashkuara, të cilën e njohu me vlerat e trashëgimisë kulturore që ka Kosova.

Po ashtu, Resul ef. Rexhepi raportueses së OKB-së, Karima Bennoune i bëri edhe një përshkrim të shkurt për gjendjen e monumenteve të trashëgimisë materiale, masat e marra për ruajtjen, promovimin dhe kujdesin institucional e profesional ndaj trashëgimisë kulturore.



*Resul ef. Rexhepi në takim me znj. Karima Bennoune*

### Kryeimami Bajgora, mbajti ligjëratë kushtuar Hixhretit në xhaminë e Madhe të Prishtinës

*Prishtinë, 3 tetor 2016*

Nën organizimin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, në xhaminë e Madhe të Prishtinës, kryeimami Sabri ef. Bajgora, mbajti një ligjëratë për Hixhretin, duke përkujtuar frytet e kësaj shpërnguljeje të bekuar të Resulullahit a.s., nga Meka në Medine. Kryeimami Bajgora theksoi se Hixhreti i bekuar i Resulullahit a.s., ishte një planifikim i urtë e largpamës, ishte fillim i betejës përfundimtare ndërmjet dritës dhe errësirës. Ishte shpërngulje e njerëzve në lirinë, fisnikërinë dhe dinjitetin e tyre. Ishte ngritje në çiltërsinë dhe dëlirësinë shpirtërore dhe shpëtim i ndërgjegjes së tyre të pastër. Ishte shpërngulje nga dobësia në fuqi dhe nga pesimizmi në shpresë.

Hixhreti i Pejgamberit a.s., dhe i myslimanëve, nuk ishte shpërngulje e "hijeve dhe e shpirtrave të trazuar" nga frika për jetën e tyre, Jo, jo! Përkundrazi, ishte vendosmëri e paluhatshme dhe fillim i një rirreshtimi të ri, në skenën botërore për thyerjen definitive të errësirës së mosbesimit. Hixhreti i bekuar i Resulullahit a.s., do



*Kryeimami Bajgora gjatë ligjëratës në xhaminë e Madhe të Prishtinës me rastin e Hixhretit*

të mbetet vërtetë pikë kthese historike e umetit islam. Vetëm puna dhe përkushtimi ynë, mund të na sjellë sërish në piedestalin e popujve të qytetëruar, aty ku natyrshëm edhe e kemi vendin. Duke shfaqur vlerat tona paqësore, dhe duke bërë Hixhret nga mëkatet dhe dukuritë negative, ne do të arrijmë majat e përparimit. *(R.S.)*

### Kryeimami Bajgora, mori pjesë në përurimin e xhamisë së re në Buzovik të Vitisë

*Prishtinë, 8 tetor 2016*

Për banorët e Buzovikut, 8 tetori ishte më i veçantë për faktin se ata bënë inaugurimin e xhamisë së re, njëherësh e para në historinë e këtij fshati. Në ceremoninë e inaugurimit, në mesin e besimtarëve të shumtë,



*Kryeimami Bajgora në përurimin e xhamisë në Buzovik*

të pranishëm ishin përfaqësues të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Institucioneve komunale me kryetarin Sokol Haliti, i cili i ka uruar banorët e Buzovikut për këtë xhami të re, pasi ky fshat ishte i vetmi që kishte mbetur pa këtë faltore. Një fjalë rasti në këtë solemnitet, e mbajti edhe Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri ef.Bajgora, i cili mes tjerash, iu drejtua banorëve se me ndërtimin e kësaj xhamie, e dëshmuat vlerën e madhe që ka besimi në Zot për ju. Bajgora ka bërë të ditur se deri në fund të vitit, në Kosovë do të përurohen edhe 10 xhami të reja. Kryetari i KBI në Viti, Husamedin ef. Hoxha, veç tjerash, tha se xhamitë janë një vend i shenjtë i adhurimit, lutjeve e predikimit. Aty bashkohen të gjithë ata që njohin Zotin dhe i ruhen veprave të liga. Ndërtimi i kësaj xhamie u financua nga banorët e këtij fshati dhe me mbështetjen e KBI në Viti. *(R.S.)*

### "Bordi Këshillues" i përbërë nga ekspertë të jashtëm për vizitë në FSI

Menaxhmenti i Fakultetit të Studimeve Islame, më 29 dhe 30 shtator 2016, priti anëtarët e Bordit të Jashtëm Këshillues. Në takim, anëtarët i priti dekani i fakultetit, Prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë.

Në fillim dekani i përshëndeti dhe i falënderoi në emër të dekanatit për ardhjen dhe njëherësh për pranimin e pozitës si anëtar të Bordit, duke mirëpritur përvojat e tyre në fushën e arsimit të lartë. Bordi i Jashtëm Këshillues i FSI-së, është themeluar me vendimin e Këshillit Mësimor Shkencor të FSI-së, dhe është i përbërë prej tre anëtarëve: Prof. dr. Ednan Aslan – Universiteti i Vjenës, Prof. dr. Eileen M. Daily - Univer-



*"Bordi Këshillues" i përbërë nga ekspertë të jashtëm gjatë vizitës në FSI*

siteti i Bostonit (SHBA), dhe Prof. dr. Christine Kohlert - Universiteti Hoschule (Gjermani).Fillimisht dekani paraqiti një pasqyrë të përgjithshme rreth Fakultetit dhe kurrikulit të dy niveleve "Bachelor" dhe "Master", pastaj rrjedha e takimit vazhdoi me diskutime dhe sugjerime, mes anëtarëve dhe menaxhmentit të FSI-së.

Biseda vazhdoi me diskutimet rreth mënyrës së bashkëpunimit dhe shkëmbimin e përvojave në mes të FSI-së dhe universiteteve prej nga ata vijnë, për çka ata premtuan se do të ndihmojnë shumë në këtë drejtim. *(Vedat Shabani)*

## Në Fakultetin e Studimeve Islame sot filloi viti akademik 2016/2017

Me një ceremoni solemne më 4 tetor në FSI, filloi viti i ri akademik 2016/2017. Në këtë vit në FSI janë pranuar 73 studentë të rregullt dhe 32 studentë me korrespondencë, të cilët do të studiojnë në programin e studimeve islame për katër vjet, tetë semestra radhas. Studentëve të rinj me këtë rast iu drejtua dekani i Fakultetit, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, i cili fillimisht i uroi ata me rastin e pranimit të tyre duke iu dëshiruar suksese në studime. Dekani në vazhdim i informoi studentët në pika të shkurtra me mundësitë që ofron FSI përgjatë studimeve, ai gjithashtu kërkoi nga studentët që të jenë të kujdesshëm dhe të respektojnë rregulloret e Fakultetit. Të pranishëm në këtë eveniment ishin edhe disa profesorë të Fakultetit. *(Vedat Shabani)*

## Profesorët e FSI-së, marrin pjesë në takimin prezantues të përmbajtjes së lëndës së tefsirit në fakultetet dhe medresetë e Ballkanit

Më 8 dhe 9 tetor 2016, në Tuz të Malit të Zi, nën organizimin e Bashkësisë Islame të Bosnjës e Hercegovinës dhe Fakultetit të Shkencave Islame në Sarajevë, profesorët e lëndës së tefsirit në FSI, prof. ass. dr. Xhabir Hamiti dhe prof. ass. dr. Lulzim Esati, morën pjesë në takimin dy ditor ku u elaboruan syllabusët dhe planprogramet e lëndës së tefsirit, si në nivelin e medreseve ashtu edhe në atë të fakulteteve. Në këtë takim ishin pjesëmarrës përfaqësues nga medreseja e Prishtinës, Shkupit, Sarajevës, Podgoricës dhe Novi Pazarit. Gjithashtu edhe përfaqësues nga fakultetet islame në Ballkan, si: FSI-Prishtinë, FSHI-Shkup, FIN-Sarajevë, FIT-Zenicë, FSI-Novi Pazarë dhe FIT-Bihaq. Me rastin e paraqitjes së planprogrameve të fakulteteve seanca e dëgjimit u kryesua nga profesori i FSI-së, prof. ass. dr. Xhabir Hamiti, ndërsa prezantimi i planprogramit të lëndës së tefsirit u realizua nga prof. ass. dr. Lulzim Esati. *(Vedat Shabani)*



*Fillimi i vitit të ri akademik në FSI*



*Pjesmarrësit e konferencës*

## Dua e hatmes në xhaminë e Dragobilit

Më 24 gusht 2016, me rastin e përfundimit të hatmes së parë nga vijuesit e mësim-besimit në xhaminë e Dragobilit, u organizua programi i duasë së hatmes. Pas leximit të Kuranit, imami i xhamisë Sead ef. Paçarizi mbajti fjalimin hapës, ku i përshëndeti të pranishmit duke i falënderuar për prezencën dhe përkrahjen e tyre dhe në veçanti xhematin e xhamisë.

Më pas të pranishmit i përshëndeti Kryetari i KBI në Malishevë, Xhevat ef Kryeziu, i cili çmoi lartë punën e bërë me nxënës duke uruar imamin dhe xhematin e xhamisë. Në emër të prindërve i përshëndeti Haxhi Hashim Paçarizi, i cili u shpreh i lumtur me të arriturat e fëmijëve të tyre.

Në këtë ngjarje prezent ishin edhe përfaqësues të Zyrës për Çështje Fetare pranë Ambasadës së Turqisë në Kosovë dhe këshilltari për çështje të arsimit pranë kësaj ambasade, i cili përshëndeti të pranishmit dhe uroi nxënësit duke iu rikujtuar në përgjithësi rëndësinë e mësimit, e në veçanti atij të leximit të Kuranit dhe rolin që do të ketë në jetën e tyre.

Në fund në emër të Myftiut Tërnava, një ligjëratë rasti e mbajti zëvendës Myftiu Prof. Reshat ef Mexhiti, i cili pasi përshëndeti evenimentin dhe të pranishmit, ai foli për vlerën e mësim-besimit, rëndësinë për shoqërinë, dobitë dhe privilegjet për të mësuar fjalën e Allahut xh.sh. Ai duke iu drejtuar prindërve dhe të pranishmëve u shpreh: “Duke dërguar fëmijët tuaj për të mësuar fenë dhe fjalën e Allahut xh.sh. këta fëmijë do të jenë mburojë për ju në Ditën e Gjykimit. Të vazhdohet me mësim-besim, sepse për këtë kanë nevojë të gjithë duke përfshirë fenë dhe kombin”. Në fund duan e hatmes e bëri kryeimami i KBI në Prizren Ali ef. Vezaj.

Në këtë organizim përveç stafit të KBI në Malishevë me imam, morën pjesë edhe përfaqësues nga KBI në Prizren, Rahovec dhe Suharekë. Në fund ishte përgatitë edhe një drekë e rastit.

Nxënësit të cilët kanë kryer hatmen janë: 1. Rinesa Paçarizi 2. Xheneta Paçarizi 3. Elhame Paçarizi 4. Zubaje Paçarizi 5. Medina Paçarizi 6. Donjeta Paçarizi 7. Arnesa Paçarizi 8. Qëndresa Paçarizi 9. Drilon Paçarizi 10. Albrim Paçarizi 11. Albion Paçarizi 12. Lorik Paçarizi 13. Eduart Paçarizi 14. Sara Morina 15. Anila Morina 16. Ermira Morina 17. Ediona Morina 18. Gresa Morina 19. Esma Morina 20. Haxhi Qazimaj 21. Habibe Qazimaj. *(S. Paçarizi)*

## Valon Myrta doktoroi në Universitetin e Jordanisë

Më 24 Gusht 2016, në Universitetin e Jordanisë, Valon ef. Myrta, mbrojti temën e doktoraturës me titull: “Qëllimet e jurisprudencës islame në politikë dhe qeverisje, studim teorik-aplikativ dhe krahasimor”, para komisionit vlerësues në përbërje prej: Prof. Muhamed Naim Jasinë – mentor dhe kryetar; Prof. Abdulmexhid Es Salahi –anëtar; Prof. Abdullah El Kejlani - anëtar, Prof. Enes EbuAta – anëtar i jashtëm (dekan i fakultetit të jurisprudencës islame në Universitetin shtetëror “Alul-Bejt”).

Punimi i kandidatit është i ndarë në tre kapituj. Në kapitullin e parë përfshihet ndërlidhja mes qëllimeve të jurisprudencës islame dhe të politikës së saj. Ndërkaq, në dy kapitujt tjerë studimi hulumton shtatë qëllime të legjislacionit Islam në sferën e politikës dhe qeverisjes, qëllime që ruajnë vlerën e njeriut, të shoqërisë, ekonomisë dhe mjedisit, të cilat janë përmendur të gjitha në citatet e shpalljes në kontekste të ndryshme, dhe të cilat janë gjetur në konkludimet e disa prej dijetarëve të shquar, pa u thelluar në dimensionet e tyre. Disertacioni



*Me nxënësit të cilët përfunduan hatmen në Dragobil*



*Valon Myrta me rastin e mbrojtjes së doktoraturës në Jordani*

përfundon me paraqitjen e rezultateve më të rëndësishme të studimit dhe me rekomandimet e autorit.

**Biografi e shkurtër**

Dr. Valon Myrta u lind më 1 dhjetor 1982, në Gjakovë. Shkollën e ultë fillore e kreu në Piskotë, për të vazhduar filloren e lartë në Osek-Hilë, ku edhe banonte, ndërkaq shkollën e mesme e filloi në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, për ta përfunduar vitin e fundit në "Institutin e Fesë" të Katarit. Fakultetin e kreu në "Universitetin e Katarit", fakulteti i jurisprudencës islame, ndërkaq përfundoi magjistraturën në të njëjtin drejtim në "Universitetin e Jordanisë".

Dr. Valon ef. Myrta aktualisht është imam, mualim dhe hatib në xhaminë e Mahmud Pashës, në Gjakovë dhe anëtar i KBI-së në këtë qytet. *(Esat Rexha)*

### Punëtori mbi përdorimin e menaxhimit të projekteve si mjet për të promovuar dialogun ndërfetar dhe vendet e trashëgimisë kulturore.

Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, morri pjesë në seminarin dy ditor të mbajtur në Brod-Dragash (26-27 shtator), të organizuar nga OSCE-ja, me temën: "Punëtori mbi përdorimin e menaxhimit të projekteve si mjet për të promovuar dialogun ndërfetar dhe vendet e trashëgimisë kulturore." Në këtë seminar morën pjesë të rinj nga komunitetet fetare si: myslimanë, katolikë, ortodoksë dhe protestantë, të cilët për dy ditë punuan në grupe, duke bërë plane për hartimin e projekteve që do t'i realizojnë në mes vete. Departamenti i të Rinjve i BIK-së, ishte pjesëmarrës në këtë seminar me nëntë studentë nga Fakulteti i Studimeve Islame. Në kuadër të këtij seminari u bënë edhe vizita të objekteve fetare në Prizren si: Xhamisë Sinan Pasha, Kishës ortodokse serbe dhe Kishës katolike. *(Bajram Zeqiri)*

### Seminari: "Shteti, shoqëria dhe religjioni"

Departamenti i të Rinjve nga BIK-u, nga data 14 deri më 16 tetor mori pjesë në seminarin dyditor, të organizuar nga Fondacioni Konrad Adenauer (KAS) në bashkëpunim me Federalistët e rinj Evropianë– JEF Kosova.

Seminari me temë "Shteti, Shoqëria dhe Religjioni" kishte për synim vetëdijesimin e të rinjve ndaj dallimeve etnike dhe fetare, si dhe krijimin e tolerancës ndërfetare duke promovuar të drejtën e shprehjes, dialogun dhe pluralizmin ndëretnik e ndërfetar.

Përveç studentëve nga departamenti i të rinjve njëherësh edhe studentë të Fakultetit të Studimeve Islame, morën pjesë edhe studentë nga komunitetet tjera fetare, pjesëtarë dhe përfaqësues të KAS-it e të JEF Kosova. Ceremonia hapëse e seminarit filloi me disa fjalë të prof. Ajni Sinanit, përfaqësues nga Bashkësia Islame, pastaj Vesko Antanaskoviç, përfaqësues nga Kisha Ortodokse Serbe, dom Kastriot Idrizi, përfaqësues nga Kisha Katolike dhe Veton Berisha përfaqësues nga Parlamenti i Kosovës. Seminari u zhvillua përmes debateve të hapura, work shopeve, kontakteve direkte mes grupeve pjesëmarrëse. Temat tjera të cilat u trajtuan në këtë seminar ishin: "Involvimi i komunitetit në parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm", "Roli i gruas në parandalimin e ekstremizmit", "Parandalimi dhe integrimi i ish-personave të radikalizuar". Dita e fundit e seminarit u zhvillua nëpërmjet vizitave studimore duke filluar nga xhamia e Çarshisë së Pejës, pastaj në Patriarkanën e Pejës dhe në fund në kishën e Shën Katarinës. Të gjitha këto vizita u realizuan nën praninë e përfaqësuesve të komuniteteve përkatëse fetare. Të gjithë studentët pjesëmarrës, përfshirë edhe ata të Fakultetit të Studimeve Islame në fund u certifikuan. *(Jusra Abdullahu)*



*Pjesmarrësit e seminarit dy ditor, në xhaminë "Sinan Pasha"*



*Pjesmarrësit e seminarit "Shteti, shoqëria dhe religjioni"*

### Kaloi në amshim hoxha Mahmut ef. Halili


*Mahmut ef. Halili 1926 - 2016*

Mulla Mahmut Halili, u lind më 07.08.1926, në fshatin Gaçkë të Ferizajt. Mësimet e para i mori në fshatin e lindjes, ndërsa ato fetare i mori nga hoxhallarët: mulla Dauti, mulla Qazimi, mulla Neziri, Reshan efendiu nga Tetova etj.

Në medresenë e Prizrenit u regjistrua me vonesë për 6 muaj, por falë këmbëngulësisë dhe angazhimit të tij, arriti ta kryej me sukses. Me t'u kthyer nga Prizreni, shërbeu si imam për afro dy vjet, në fshatin Paligrad të Shkupit, deri në vitin 1955. Gjithashtu si imam punoi edhe në komunën e Hanit të Elezit, në fshatin Paldenicë.

Si imam ramazani shërbeu në shumë fshatra të rrethit të Ferizajt dhe jashtë tij. Në vitin 1969, në selinë e KBI-së në Ferizaj, në bashkëpunim me komunën, u mbajt një seminar ku përpos strukturave politikë, morën pjesë edhe ato fetare-islame për shkollimin e femrës shqiptare myslimane.

Aty pos tjerash hoxha tha: "Nëse nuk i shkollojmë femrat, atëherë jemi në kundërshtim me citatin e parë kuranor, ku Allahu na urdhëron për mësim".

Mbi pesë dekada shërbeu si imam në xhaminë e fshatit Gaçkë, ku merrnin pjesë edhe fshatrat Bajnicë, Semajë dhe Rakaj, deri në vitin 2002, ku edhe u pensionua.

Ishte anëtar i Këshillit të BI-së për katër mandate.

Gjatë kësaj periudhe ishte dhe kryetar i shoqatës "Ilmije", të ulemave të Ferizajt.

Edhe pse ishte në pension, dashurinë ndaj librit asnjëherë nuk e largoi deri në ditët e fundit të jetës së tij. Mulla Mahmuti jetoi më shumë se nëntëdhjetë vjet, gati gjysmë shekulli punoi si imam aktiv, pas pleqërisë vazhdoi të ishte motivues i imamëve, i xhematit e i të afërmve të vet, ishte edhe shenjë e hoxhallarëve tanë të vjetër që kishin shkuar para tij.

Vdiq me 25.10.2016, ku në varrimin e tij morën pjesë edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, përfaqësues të Këshillave të rajonit të Ferizajt dhe Gjilanit, hoxhallarë dhe shumë xhematë.

Allahu e mëshiroftë shpirtin e tij dhe e gradoftë me pejgamberët, dëshmorët dhe njerëzit e mirë.

*(R.Suma dhe I. Halili)*

### Tragjikisht humbi jetën studenti i FSI-së, Riad ef. Emini


*Riad Emini*

Në aksident komunikacioni me fatalitet i cili ka ndodhur në rrugën magjistrale Shtime-Prishtinë, në fshatin Grackë, si pasojë e këtij aksidenti kanë mbetur të vdekur Riad Emini me gjithë motër. Rahmetliu, Riad ef.Emini ishte hoxhë dhe student i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë në vitin e dytë. Riadi ishte një student shumë i zellshëm, punëtorë dhe aktiv si në studime por gjithashtu edhe në aktivitetete xhamisë së fshatit në Davidovc të Shtimes.

Rahmetliun poashtu vazhdimisht e brengoste dhe gjendja në të cilën ndodhen muslimanët ku në disa vatra po dhunohen,vriten, masakrohen e shfarosen.

Ja disa vargje të tilla të shkruar nga vetë ai më 19 gusht të këtij viti

*A thua a do të shpëtoj sot ?*
*A thua kur do të më ndalen këta lot ?*
*Pse të mos kënaqem sikur fëmijët e tjerë ?*
*Pse vetëm për mua, të jetoj nuk ka vlerë ?*

*Çdo minutë më kalon, duke u frikësuar?*
*A do të vdes tani, apo të më qëllojnë kanë harruar?*
*Ç'janë këta avion që mbi qiell fluturojnë?*
*Kanë ardhur të na mbysin, apo të na shpëtojnë?!*

*Ku mbet vëllai që moti se kam parë?*
*As prindërit nuk ia shoh, mos i kanë vrarë?*
*Shumë nga të afërmit po e lëshojnë shtetin*
*Çka u bë me vëllanë, që i vdekur arriti bregdetin?*

*Babai ka shkuar, shkoi dhe nëna ime fisnike*
*A duhet të vdesim, vetëm pse jemi myslimanë?*
*Të lutem hapi sytë, mu përgjigj oj botë demokratike*
*I gjakosur në ballë, tha fëmija Sirian.* RE

Allahu i pastë mëshiruar të dytë dhe i gradoftë me xhenetul firdevs. *(Amin) (R.S.)*

### Görmez: Islamin e vështirësojnë hoxhallarët

Kryetari i Kryesisë së Çështjeve Fetare të Turqisë, Mehmet Görmez, ishte i pranishëm për faljen e namazit të sabahut, në Xhaminë Blu në Stamboll. Në fjalën e tij të mbajtur përpara namazit, Görmez ka folur për rëndësinë dhe virtytet e namazit të sabahut. "Namazi është takim me Krijuesin e gjithësisë, Allahun. Fatiha është bisedë me Allahun. Namaz do të thotë takim 5 herë në ditë me Zotin tonë. Rini, mos e neglizhoni asnjëherë namazin pasi koha më e bukur për ibadet është rinia", është shprehur ai. Duke theksuar se çdo besimtarë ka një marrëveshje me Allahun, Görmez në vijim të fjalës së tij u shpreh, se ai që e harron këtë marrëveshje është qafir (mohues), ndërsa ai që e kujton atë është besimtar. Görmez në vijim të fjalës së tij, ka theksuar se ai i cili i qëndron besnik kësaj marrëveshjeje do të jetë i lumtur, ndërsa ai që nuk i qëndron besnik asaj dhe prishë rendin, do të jetë i mallkuar. Ai ka theksuar se nga shkaqet që çojnë në prishjen e kësaj marrëveshjeje janë: shqetësimi për furnizimin, posti, tregtia dhe tema të ngjashme me këto. Në vijim të fjalës së tij, duke cituar edhe një verset kuranor ku përmendet se: "Allahu i jep kujt të dojë furnizim dhe i merr kujt të dojë atë", Görmez ka nënvizuar se ata të cilët kanë frikë për riskun (furnizimin), janë të lidhur dhe të ngushëlluar vetëm me jetën e kësaj bote, si dhe gëzohen vetëm me këtë botë. Në vazhdim, Görmez tha se feja Islame është një fe e lehtë dhe e kuptueshme. "Feja Islame është e kuptueshme dhe po kaq e thjeshtë. Besoni që kjo fe nuk është aq e vështirë sa diskutimet e hoxhallarëve. Ajo është e hapur dhe e pastër. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Po ju lë mbi një rrugë të kuptueshme". Këtë rrugë e vështirësuam ne. Ne hoxhallarët e vështirësojmë. Popujt, vendet dhe njerëzimi ka edhe kohëra të vështira. Ej rini, po kalojmë në një periudhë të vështirë të myslimanëve. Duatë (lutjet) tuaja janë më të pranueshme se tonat. Lutuni. Lutuni që Allahu t'i largojë retë e zeza të cilat ndodhen mbi botën islame. Lutuni që Allahu ta mbajë larg botën islame nga ligësia, ngatërresat dhe ndarjet. Lutuni që Allahu t'i jap edhe njëherë lavdi botës islame. Udhëzimi i njerëzimit është i lidhur ngushtë me kuptimin dhe jetës së drejtë të fesë Islame. Ky shekull është shekulli i pritjes, por jo siç thonë disa, i pritjes së shpëtimtarit. Ky shekull është shekulli i pritjes së drejtësisë, së vërtetës dhe mëshirës. "Allahu i tregoftë gjithë njerëzimit rrugën e udhëzimit. Mos na lëntë qoftë edhe për një kohë, sa hap e mbyll sytë vetëm për vetëm me egon tonë", është shprehur Görmez. Kryetari i Çështjeve Fetare të Turqisë, në fjalimin e tij përdori shpesh citime dhe thënie të profetit Muhamed a.s. Përmes tyre, ai i bëri thirrje të rinjve dhe pjesëmarrësve të kenë një marrëdhënie të drejtë me nënën, babanë, bashkëshorten, fëmijët, shokët, sendet dhe universin.



### Turqia është një ndër vendet me import-eksport të lartë

Instituti i Statistikave të Turqisë (TUIK), publikoi pak ditë më parë shifrat e tregtisë së jashtme turke, për muajin gusht 2016. Sipas këtyre statistikave të përkohshme, që janë hartuar me punën e përbashkët të TUIK dhe Ministrisë së Doganave e Tregtisë, eksporti i Turqisë në gusht të këtij viti është rritur me 7,7% në krahasim me të njëjtin muaj të 2015, për një shumë prej 11,9 miliardë dollarësh. Ndërsa, importi turk në gusht të 2016, ka shënuar një rritje me 3,7% në krahasim me të njëjtën periudhë të një viti më parë, duke arritur në 16,5 miliardë dollarë. Sa i përket deficitit tregtar të Turqisë, në gusht 2016 është regjistruar një rënie me 5,3%, që e përkthyer në shifra do të thotë 4 miliardë e 687 milionë dollarë amerikanë. Destinacioni kryesor i eksportit turk, në muajin e tetë të këtij viti rezulton të jetë: Gjermania me 1 miliard e 193 milionë dollarë, e pasuar nga Britania e Madhe me 921 milionë dollarë, Iraku me 708 milionë dollarë dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës me 606 milionë dollarë. Falë ekonomisë së saj në zhvillim dhe tregtisë së jashtme vjetore, që shkon deri në 400-450 miliardë dollarë, Turqia renditet në mesin e 20 ekonomive më të fuqishme në botë. Në 15 vjetët e fundit, vëllimi i tregtisë së jashtme turke ka kapërcyer pragun e 400 miliardë dollarëve, nga 82 miliardë dollarë që ishte më parë. Pjesa e tregtisë së jashtme në

PBB-në e vendit është rritur në 48%, nga 37% që ishte më shumë se një dekadë më parë.

### Francë – I hiqet imuniteti parlamentarit ekstremistit Jean-Marie Le Pen

Deklaratat e vitit 2014, në lidhje me çifutët i kanë kushtuar politikanit Jean-Marie Le Pen, president nderi i Frontit Kombëtar (FN), një forcë politike e të djathtës ekstreme në Francë, me heqjen e imunitetit parlamentar. Kryesia e Parlamentit Evropian në Strasburg, vendosi sot të marrë opinionin e deputetëve të pranishëm në seancë plenare, të cilët vendosën me shumicë votash se presidenti honorar i FN-së, ka kryer krimin e "nxitjes së urrejtjes raciste", përmes opinioneve të tij në lidhje me shumë artistë gjatë një interviste të publikuar në vitin 2014 në uebfaqen e partisë ekstremiste të djathë, ku zë vend edhe shprehja "herën tjetër do t'i pjekim në furrë", duke aprovuar kështu kërkesën e drejtësisë franceze, për heqjen e imunitetit parlamentar të 88-vjeçarit.

Kërkesa për heqjen e imunitetit të politikanit francez është votuar me të njëjtin rezultat edhe dy herë të tjera në Parlamentin Evropian. Ky vendim i PE-së, i mundëson drejtësisë franceze që të vazhdojë gjykimin e Le Penit. Në shënjestër të deklaratave kontroverse të ekstremistit të djathtë, Jean-Marie Le Pen, ishin këngëtari dhe aktori francez, Patrick Bruel, si dhe artistja amerikane, Madonna.

### Gradohen studentët ushtarakë shqiptarë, që përfunduan studimet në Turqi

Nëntë studentë ushtarakë shqiptarë, që përfunduan studimet në Turqi, u titulluan oficerë dhe iu dha grada nëntoger. Në ceremoninë e zhvilluar të hënën në ambientet e auditoriumit pranë Ministrisë së Mbrojtjes, zv/ministri Petro Koçi, vlerësoi nëntogerët e rinj, që kurorëzuan përpjekjet disavjeçare, ku bashkohet investimi i shtetit, por edhe bashkëpunimi në fushën ushtarake me Turqinë, si dhe sakrifica e studentëve, që u graduan.

### Ndërtimi i xhamisë tregon rritjen e Islamit në Tajlandë

Xhamia Phadungsat, në zonën jugore turistike të Phuket është ndërtuar me donacion të Arabisë Saudite prej 35.000$. Islami është një fe e pakicës në Tajlandën Budiste, por xhamitë vazhdojnë të ndërtohen jashtë zonave kryesisht myslimane, në kufi me Malajzinë, me Bangkokun dhe jugun turistik të Phuket-it, që janë duke u rritur si një komunitet i madh myslimanë. Një ndërtesë e tillë fetare aktualisht është duke u ngritur në zemër të rrethit Phuket të Kamala, një gji dhe një fshat peshkimi i rrethuar nga kodrat e pyllëzuara në veri, kurse në perëndim drita dhe zhurma në plazhin Patong. Ndërtimi i xhamisë në Phadungsat, ka filluar dy vjet më parë, pasi një imam ka vizituar Phuket gjatë muajit të agjërimit të Ramazanit. Xhamia pritet të përfundojë në vitin e ardhshëm, me një donacion nga Arabia Saudite prej 1 milion baht ($ 35,000). Myslimanët - grupi i dytë më i madh fetar në Tajlandë - përbëjnë vetëm pesë për qind të popullsisë në tërësi, por 20 për qind e atyre që jetojnë në Phuket janë myslimanë, shumë prej të cilëve janë pasardhës të njerëzve origjinale të ishullit të detit. Jashtë Phuket-it, provincat më jugore si Pattani, Yala, Narathiëat dhe pjesët e Songkhla dhe Chumphon kanë popullsi shumicë myslimane, e përbërë nga dy etni, myslimanë Tai dhe Malai. (R.Suma)





| AUTOR: AGIM GASHI | BANOR I ABISINISË | MËSIM NË GRUPE ME PERIUDHË TË SHKURTËR | QË I ËSHTË HEQUR DËNIMI | EMËR PËR NËNËN | ALBANOL. SHEMA (SHQ.) | KONOP, TËRKUZË | GRIMËCOJ | MEBRA- HTON | PERIUDHA E CAKTUAR KOHORE | TONI | | NAMAZ I SHKURTËR | PJESË E SYRIT | VEND KU ZBARKOJNË ANIJET | KOPJIMET |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| HUMBJET E TIPAREVE VENDËSE | | | | | | | | | | | SHTET NË AMERIKËN JUGORE / UDHËHEQJE | | | | |
| HABITJET, ÇUDITJET | | | | | | | | | | KRITER / REMOTE AREA NURSE | | | | | |
| VEND KU SUNDON IMAMI | | | | | | | GARA PA FITUES / TANTALI | | | | | | | | |
| LLOJ MINERALI ME SILIC | | | | | | | | PARA- KALIMET USHTARAKE / GRAMI | | | | | | | |
| INTERNAT. NETWORK of UNIVERSIT. | | | | | | | | | | | | MIRË / LLOJ GAZI PANGJYRË | | | |
| SHEGA | | | | |  | | | | | | AMPERI | | PEREMËR PRONOR / I ATILLË | | |
| FLORI | | | TEMPI / KUSAR | | | | | | | | DISA | | | ENERGJIA / NJË NGA TË DËRGUARIT | |
| SEKONDA | | 3,14 / SHUMË I GJATË | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT ESAT | | | | |
| | MINUTË / FATKEQËSIA E MADHE | | | | | | | | | | VET | | | | PARASHIKIM I RREMË |
| ASNJËHERË | | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT JUSUF | | | | |
| BUJK | | | | | | | | | | | KAFSHË SHTËPIAKE | | | | |
| QYTET NË HUNGARI | | | | | | | | | | | HEJ | | | SHKRONJA XVII / REGJISTRIM FATURE | |
| ASTATI | | | REPUBLIKA / K.F. SHQIPTAR | | | | | | | | AZOTI | | FRANCA / QETËSI | | SHËRIMI |
| LËNGU I SYRIT | | | | | ANËSIM | AI QË PUNON ME LATE | UNITED STATES | SHKUES | INSTITUTE OF TECNICAL EDUCATION | NORVEGJIA | SHTET ARAB / KËNGËTARI SHAQIRI (SHQ.) | | | | |
| LUMË NË AUSTRI | | | | ELEMENT KIMIK / SULM | | | | | | | | ELEMANT. TIME UNIT / ANËCAK | | | |
| BANORET E KRYEQ. SHQIPTAR | | | | | | | | | | PËLHURË DIMISH / LLOJ GJENI | | | | | |
| E FORCOJ | | | | | | | LLOJ MËSIMI / ZARA | | | | | | | | |
| TURQIA | | SHTYLLË E IMANIT / METRI | | | | | | | LËRIM / INDIA | | | | | | |
| TOPTH BRUMI | | | | | NËNSHKRIMI I NJË MARRË- VESHJEJE | | | | | | | | | | |

# Për shokun - Riad Emini

Kur haberi na ka mrri,
krejt fytyrat na u kanë nxi,
zemrat dot nuk e pranonin,
këtë lajm që e lexonin.

Trupi shumë u dridhke,
zemra donte me dal,
kur e kuptoj që në klasën tonë,
Riadi kurrë më s'ka me ardh.

Koleg i sjellshëm, student i dalluar,
do të jetë me ne në dua (lutje) kur t'i ngremë ato duar,
do ta lusim Allahun me të të na bashkojë,
e shpirtin e tij mëshira e Allahut ta kaploi.

Se me të vërtetë shumë vështirë,
në klasë ma ndryshe një karrige e lirë,
nuk do të mungoi një ditë, e karrigia prapë të plotësohet,
por përgjithmonë fytyra e tij te karrigia do të na kujtohet.

Lotët pikojnë e s'kanë për t'u ndal,
kolegët e klasës do e kujtojnë me mall,
e lusim Zotin e madhëruar që ta mëshirojë.

*Shehrije Gucati*
*18.10.2016*



# Për Riad Eminin

Qielli u errësua,
tani nuk ndodhesh më mes nesh,
horizonti mori pamje tjetër,
fytyra më neve nuk po na buzëqesh,
na iku një vëlla si ti, neve në këtë dynja të mbetur.

Më vjen keq që më shumë,
nuk arrita të të njoh unë,
por me aq pak sa të pashë,
kujtimi për ty do të vazhdojë në mendjen time të rrjedhë përherë si lumë.

Por së paku,
diçka na ngushëllon,
diçka që na la prezenca jote
përkushtimi yt ndaj adhurimit të Zotit tënd.
Ishte mesazhi që ti i dhe kësaj bote.

***- Nusret Mulaki, student i FSI-së***
***18.10.2016***


**“Kryeni faljen (namazin) dhe jepne Zeqatin, e çfardo të mirë që e përgatitni për veten tuaj, atë e gjeni tek Allahu. S’ka dyshim se Allahu përcjell çdo veprim tuajin.”** (El Bekare, 110)